# VËRTETËSIA

Botim i Xhematit Musliman Ahmedia të Shqipërisë Nr. 5

## Filozofia e mësimeve të Islamit

f. 30



## Lutje e Kalifit

f. 3

# *Tani, çdo të premte...*

ndiqni fjalimin e xhumasë në shqip, të mbajtur nga Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar.

Vizitoni: www.alislam.al



بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ

# VËRTETËSIA

*një hap më pranë argumentit dhe rrugës së drejtë*

## PËRMBAJTJA

Vizitoni: www.alislam.al

**REDAKSIA**

**Kryeredaktor:** Samad Ahmed Ghori
**Zv. Kryeredaktor:** Shahid Ahmad Butt
**Redaktorë:** Rexhep Hasani, Muhamet Peci
**Anëtarë:** Javaid Iqbal Nasir, Bujar Ramaj, Çapajev Zera
**Grafika:** petani studiografike DESIGN
Shtypur në Shtypshkronjën: Gent•grafik

**ADRESA**

Xhemati Musliman Ahmedia i Shqipërisë, Pranë Vodafonit, Rr. "Pavarësia" Km. 1, Mëzez, Tiranë
Kutia Postare 8176, Tiranë, Shqipëri
**Tel:** +355(0)682974992, 0692994966
+377(0)45366374
**Fax:** +355(0)48302523
**E-mail:** vertetesia@gmail.com

**Tiranë, mars 2012**

# Lutje e Kalifit



*Në fjalimin e tij të xhumasë, të mbajtur më 18 nëntor 2011, Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar, Allahu e ndihmoftë fuqimisht, duke përmendur një lutje të Kalifit të Dytë, thotë:*

"Hazret Kalifi i Dytë i Mesihut të Premtuar Allahu e mëshiroftë kishte bërë një lutje për fëmijët e tij, për të cilën mendoj se duhet t'ju tregoj. Do ta lexoj atë. Zoti e bëftë të përmbushet ajo për të gjithë Xhematin. Sepse kjo është një kohë, në të cilën do të hyjmë me fitore, inshallah. Kështu që, nëse gjendja jonë do të jetë sipas kësaj lutjeje, vetëm atëherë do të mund të korrim sukses. Lutja e Hazret Kalifit të Dytë ishte:

**"O Zoti im, Ty të paraqes fëmijët e mi. Ata të mos bëhen qenë të botës, por të jenë shpendë të xhenetit Tënd; të jenë shtylla të fesë dhe rojtarë të shtëpisë Tënde; të jenë yje të qiellit, udhëzues të njerëzve në errësirë dhe udhërrëfyes të të humburve; të jenë si dielli i ndritur, që zhduk errësirën dhe hap rrugën për përpjekje e përparime. O Zot, Je Ti që zgjon të përgjumurit dhe bashkon të humburit. Fëmijët e mi të jenë pemë dashurie, frutat e të cilave të jenë krejtësisht të pastra nga mëria e xhelozia; të jenë si ai burim i rrugës që është i rrethuar me pemë hijegjera, ku çdo udhëtar i këputur, qoftë i njohur apo i panjohur, qëndron për të pushuar, uji i të cilit i shuan etjen çdo të eturi dhe hija e gjerë e pemëve të të cilit, merr në strehim çdo strehimkërkues. Ata të jenë ndalues të dhunës dhe ndihmës ndaj të shtypurve; të jenë ndër ata që pranojnë vdekjen për t'i dhënë jetë botës, që vështirësitë i mbajnë për vete dhe rehatinë ua japin të tjerëve; të jenë vullnet'hekurt, zemërbutë në sjellje; sofra e tyre të jetë e hapur për të gjithë; të jenë konkurrentë të mirësisë; të mos jenë dorështrënguar, por as dorëshpuar që të mbeten të qortuar e të mjerë. O Udhëzuesi im, ata të jenë misionarë të fesë, përhapës të fesë Islame, gjallërues të virtyteve të zhdukura, ndriçues të atyre rrugëve të *takuas* që janë të fshehura, të jenë pehlivanë të Hazret Muhammedit, të Dërguarit të Allahut s.a.v.s., t'u**

plotësohet premtimi *“Lem-ma jelhaku bihim”*[1]; të jenë mbajtës të sunetit të bijve të Persisë; të jenë sedërmëdhenj për Ty e gjoksshkëmb për fenë Tënde; të jenë të flijuar për profetët e Tu; të jenë djem të vërtetë të udhëheqësit të të gjithë profetëve, Hazret Profetit Muhammed [s.a.v.s.]; të jenë vërtet të dashuruar, flaka e dashurisë së të cilëve kurrë nuk zbehet. O Sunduesi im, fëmijët e mi të jenë robërit e Tu, po, vetëm robërit e Tu; ata të mos e ulin kokën para mbretërve të botës, por te pragu Yt të jenë më të përulur; të jenë me pasardhës të bekuar; të udhëheqin botën në rrugët që çojnë drejt njohjes Sate; të mbjellin farën e asaj të mire që nuk shuhet kurrë; të lartësojnë mirëbërësit edhe më shumë; të edukojnë keqbërësit; të urrejnë dëshpërimin; të bëhen model të jetës shpirtërore. O Zoti im i Gjallë, i Përjetshëm dhe i Qëndrueshëm, ata, fëmijët e tyre dhe fëmijët e fëmijëve të tyre të jenë amaneti Yt në këtë botë, që s’mund ta rrëmbejë shejtani; të jenë pasuria Jote që s’mund ta vjedhë askush; për ngrehinën e fesë Sate, të jenë gurë të *qoshes,* të cilët asnjë ndërtues nuk i anashkalon; të jenë njëra ndër shpatat e Tua të mprehta, që pret çdo të keqe nga rrënjët; të jenë dora Jote e faljes, që u zgjatet gjynahqarëve për falje; të jenë degë e ullirit, që jep sihariqin e përfundimit të tufanit. Po, o Zot i Gjallë, i Përjetshëm dhe i Qëndrueshëm, ata të jenë daullja Jote, që Ti i bie për të grumbulluar robërit e Tu. Pra, ata të jenë të Tutë e Ti i atyre, derisa çdokush të rrëfejë kur t’i shohë ata:

من تو شدم تو من شدی
من تن شدم تو جاں شدی
تا کس نہ گوید بعد زیں
من دیگرم تو دیگری

jam Ti dhe Ti unë
unë trup, Ti shpirt
të mos thotë asnjëri
unë tjetër, Ti tjetër

Amin, amin. Vetëm falë mëshirës Sate të kërkoj o Mëshirues i të gjithë mëshiruesve.

Kjo ishte ajo lutje. Zoti e bëftë të përmbushet te çdo anëtar i Xhematit”. (Amin)

*(Marrë nga fjalimi i xhumasë*
*i Hazret Kalifit të Pestë*
*të Mesihut të Premtuar,* [*Allahu e ndihmoftë fuqimisht*]*,*
*i mbajtur më 18 nëntor të vitit 2011)*

---

*1 El-Xhuma 62:4. D.m.th. Ata, ndër të cilëve është parashikuar të vijë i Dërguari i Allahut, por që nuk janë bashkëkohës të tij.*

# 1. Filozofia e haxhit

## 1.1. Një adhurim plotë me dashuri

Shkuarja në Mekë, në ditët e caktuara, për ta vizituar Qabenë, që ndryshe quhet Shtëpia e Zotit, quhet *Haxh*. Haxhi është njëra ndër pesë shtyllat e fesë Islame dhe është obligim për çdo musliman që ka mundësi ta bëjë. Për Qabenë, Kurani Famëlartë thotë:

***"Sigurisht, shtëpia e parë e ndërtuar për njerëzit është ajo në Mekë, e bekuar dhe udhëzuese për mbarë njerëzimin. Në të ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit. Dhe kush hyn në të, është i sigurt. Njerëzit që kanë mundësi të përballojë rrugën, duhet ta vizitojnë këtë shtëpi për hir të Zotit. E kush mohon, atëherë Allahu nuk ka nevojë për askënd".***

(Ale Imran 3:97-98)

Haxhi është një adhurim dashurie. Kur një njeri do shumë dikë, dashuria e tij e detyron të bëjë lloj-lloj përpjekjesh për ta kënaqur atë që do. Njeriu i tillë veten e fut në vështirësi, i sillet shtëpisë së tij si i çmendur, madje fillon të dojë e të puth çdo gjë që i përket personit që do. Të gjitha këto gjeste i bën vetëm që ta kënaqë atë dhe të fitojë pëlqimin dhe shikimin e tij të dashur.

Pa dyshim, i Dashuri i vërtetë i një besimtari është vetë Allahu i Mëshirshëm. Pikërisht për ta shuar etjen e tij të dashurisë ndaj Zotit, feja Islame ka vënë një mundësi për të, që gjatë Haxhit ta adhurojë Zotin me një dashuri të veçantë. Ndaj, besimtari vishet me dy çarçafë të paqepur dhe me kokë të pambuluar e flokë të pakrehura viziton Shtëpinë e Allahut duke thënë:

***"Erdha o Zot, Erdha te Ti" ose "Të përgjigjem o Zot të përgjigjem" (Leb-bejk Leb-bejk).***

Atje, ai puth gurin e zi dhe sillet rreth Qabesë si gjeste dashurie.

***"Hazret Abis bin Rabia r.a. tregon se ai ka parë Hazret Umerin r.a. duke puthur gurin e zi dhe njekohësisht duke thënë: "E di që je vetëm një gur, as nuk mund të më sjellësh dobi e as dëm. Po të mos e kisha parë të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. duke të puthur ty, as unë nuk do të të puthja".***

(Buhariu, Kitabul Haxh, Bab ma dhakera fil hexhril esued)

Hazret Imam Mehdiu dhe Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

***"Nga dashuria e madhe, shpirti i njeriut çdo çast qëndron te pragu i të dashurit të tij dhe e puth atë. Në të njëjtën mënyrë, Qabeja është një simbol për të dashuruarit e vërtetë që edhe fizikisht ta shprehin dashurinë ndaj Zotit të tyre. Zoti u thotë: Kjo është shtëpia Ime dhe guri i zi është gur i pragut Tim. Ky urdhër i haxhit***

*është dhënë në mënyrë që njeriu edhe fizikisht ta shprehë dashurinë e tij ndaj Zotit. Prandaj, haxhinjtë fizikisht sillen rreth Qabesë duke vënë veten në një gjendje që tregon përhumbjen e tyre pas Zotit. Kështu, ata nuk zbukurohen, qethen, i sillen Qabesë sikur të jenë të tërhequr pas Shtëpisë së Tij, puthin gurin e zi duke e menduar atë si gur i pragut të Tij. Këto gjeste fizike e ndezin më shumë zjarrin shpirtëror të dashurisë ndaj Zotit. Kur trupi i sillet Qabesë dhe e puth gurin e pragut të Zotit, atëherë edhe shpirti i bashkohet trupit në këto gjeste, dhe në këtë adhurim nuk ka aspak shirk. Njeriu nganjëherë puth edhe letrën e mikut të tij të dashur. Asnjë musliman nuk e adhuron Qabenë e as nuk i lutet gurit të zi, por ato i konsideron vetëm shenja fizike dhe kaq. Ashtu siç bëjmë sexhde në tokë, që nuk janë për tokën, në të njëjtën mënyrë e puthim edhe gurin e zi, edhe pse puthja nuk është për të. Guri është gur, që askujt nuk mund t'i sjellë as dobi e as dëm. Por i Dashuri i Vërtetë e ka lënë si shenjë të pragut të Tij".*

("Ruhani Khezain", vëll. 23, "Çeshmae Marifet" f. 100)

### 1.2. Bashkimi i muslimanëve

Përveç dashurisë ndaj Zotit, Qabeja gjithashtu simbolizon bashkimin dhe qendërzimin e muslimanëve. Kurani Famëlartë thotë:

***"Për çdo popull ne kemi caktuar një vendtherje, që ta përkujtojnë emrin e Allahut".***

(El-Haxh 22:35)

Haxhi si adhurim është shëmbëlltyra e atij vendi, ku të gjithë muslimanët e botës të bashkohen për ta përkujtuar Zotin, për ta falendëruar Atë e për t'iu lutur Atij me dhimbje e përgjërim për problemet që i rrethojnë. Gjithashtu, me këtë rast, të bashkohen muslimanët që jetojnë kudo në botë e të bëjnë hapa për zhvillimin e përparimin e përgjithshëm të tyre.

## 2. Si dhe kur bëhet haxhi?

### 2.1. Koha e Haxhit

Për haxhin, ka muaj të caktuar, të cilët quhen *muajt e haxhit* (Esh'hurul Haxh). Allahu i Madhërishëm thotë në Kuranin Famëlartë:

***Haxhi është në muaj të caktuar. Kush vendos të bëjë haxhin, duhet të largohet nga epshet, grindjet dhe sharjet gjatë haxhit.***

(El-Bekare 2:198)

Muajt e haxhit janë *sheual, dhulka'dah dhe dhulhaxhah*

Praktikisht haxhi bëhet vetëm në muajin dhulhaxhah, por tre muaj janë përcaktuar për haxh, sepse duhet të bësh edhe parapërgatitje për të. Më së pari duhet të bësh nijetin e haxhit, që fillon me

pastrimin shpirtëror, ihramin etj. të cilat përfundojnë deri më 13 dhulhaxhah.

## 2.2. Për kë obligohet haxhi?

Haxhi është i obliguar për muslimanin që është në moshën e pjekurisë dhe të ketë mundësitë financiare për ta bërë udhëtimin e haxhit si dhe për t'u kujdesur edhe për shtëpinë gjatë atyre ditëve. Një kusht tjetër për haxhin është edhe siguria e rrugës.

## 2.3. Çfarë është Ihrami ?

Kur njerëzit mbërrijnë në Mikat për të filluar haxhin e tyre, ata më së pari marrin abdes ose lahen. Përdorin aromë. Veshin dy çarçafë të paqepur: me njërin e lidhin mesin dhe pjesën poshtme të trupit dhe me tjetrin mbulojnë kraharorin. Kokën e mbajnë të pambuluar. Kjo porosi është për meshkuj. Ndërsa femrat mund të bëjnë haxh me veshjet e tyre të zakonshme.

## 2.4 Pjesët kryesore të haxhit

Haxhi ka tri pjesë kryesore:

(i) Ihrami që gjithashtu nënkupton edhe nijetin

(ii) Qëndrimi në Arafat më 9 dhulhaxhah. Haxhi nuk mund të kryhet nëse nuk mund të arrish në Arafat në datën e caktuar.

(iii) *Tavaf* ifada, d.m.th. të bësh *tavafin* e Qabesë pas qëndrimit në Arafat. Pra, ky tavaf bëhet më datën 10 dhulhaxhah ose më vonë.

## 2.4 Në haxh përfshihen këto veprime:

1. Pas Ihramit, haxhinjtë falin dy nafile dhe me nijetin e haxhit të recitojnë *telbija*, që ka këto fjalë:

***Lab-bejka allahuma lab-bejka. Lab-bejka la sherika laka lab-bejka. In-nal hamda uen-ni'mata laka uel mulka laka la sherika laka.***

***Domethënë: Erdha te Ti o Zoti im erdha. S'ka të barazueshëm me Ty. Unë erdha te Ti. Vetëm Ty të takon lavdia dhe sundimi. S'ka të barazueshëm me Ty.***

Pas ihramit, haxhinjtë shpesh duhet ta recitojnë *telbijanë* dhe gjatë gjithë kohës të përqëndrohen vetëm në përkujtimin e Zotit dhe në dërgimin e salavateve të Dërguarit të Allahut[s.a.v.s.]

2. Kur t'i afrohen Mekës dhe ta shohin Qabenë, atëherë duke përsëritur telbijanë me gjithë sinqeritet dhe dhimbje, të bëjnë edhe lutje për dëshirat e tyre. Sepse ai është një moment i veçantë për pranimin e lutjeve.

3. Kur haxhinjtë hyjnë në Xhaminë e Shenjtë, shkojnë afër gurit të zi dhe e puthin atë. Nëse nuk arrijnë ta puthin, atëherë ta prekin ose të paktën nga larg me një shenjë të dorës, ta puthin atë. Ky quhet *Istilam*. Nuk është mirë të ngushtojnë apo të shtyjnë të tjerët për të arritur deri te guri i zi.

4. Pas *istilamit* haxhinjtë fillojnë tevafin e Qabesë. Duke filluar nga e djathta e gurit të zi, të sillen shtat herë rreth Qabesë. Çdo herë kur i afrohen gurit të zi, ta bëjnë *istilamin*. Pas shtat rrotullimeve, haxhinjtë falin dy nafile te *vendi i Ibrahimit*.

5. Pas tevafit, vijnë në Safa dhe, duke qëndruar në drejtim të Qabesë e duke ngritur duart, bëjnë lutje, thonë *telbija* e i dërgojnë selavate të Dërguarit të Allahut[s.a.v.s.]. Pastaj shkojnë në Marva dhe edhe atje bëjnë të njëjtën gjë. Kjo konsiderohet një ecje midis kodrave të Safasë dhe Marvas. Pastaj nga Marva, shkojnë prapë te Safa për ta plotësuar ecjen e dytë dhe kështu bëjnë shtat ecje, që do të përfundojnë në Marva. Këto shtat ecje quhen *Sa'i.* Pas *saisë,* haxhinjtë janë të lirë për atë ditë.

6. Më 8 dhulhaxha duhet të shkojnë në Mina, ku të falin namazet e drekës, ikindisë, akshamit dhe të jacisë. Ata gjithashtu falin edhe namazin e sabahut të datës 9.

7. Atë ditë, në mëngjes, haxhinjtë nisen për në Arafat, që ndodhet afërsisht 15 km larg në juglindje të Mekës. Nga dreka deri në aksham qëndrojnë në fushën e Arafatit. Kjo është një pjesë e rëndësishme e haxhit. Nëse për ndonjë arsye, nuk realizohet kjo pjesë, atëherë haxhi nuk mund quhet i kryer. Arafati është ajo fushë e bekuar, ku Hazret Profeti Muhammed[s.a.v.s.] kishte mbajtur fjalimin lamtumirës.

8. Pas perëndimit të diellit, haxhinjtë shkojnë nga Arafati në Muzdalfa ku falin namazet e akshamit dhe të jacisë dhe natën atje e kalojnë. Në Kuranin Famëlartë, Muzdalfa është quajtur *monumenti i shenjtë (El-Mash'eral Haram)*

9. Me 10 dhulhaxha, haxhinjtë mbërrijnë në Mina. Kjo do të jetë dita më e angazhuar e tyre. Në Mina, ata së pari u hedhin gurë të vegjël tri shtyllave të caktuara, që është një akt simbolik për ta goditur shejtanin. Ky quhet *ramji el-xhimar*.

Po me datën 10 dhulhaxha, haxhinjtë bëjnë kurban. Me 10 dhulhaxha, besimtarët muslimanë festojnë Kurban Bajramin në të gjithë botën. Por haxhinjtë atë ditë nuk falin faljen e bajramit.

10. Pas bërjes së Kurbanit, ata qethen, pas së cilës ata mund ta heqin Ihramin dhe të veshin rroba të tyre të zakonshme. Duhet sqaruar se gratë nuk duhet të qethin kokën tërësisht, por u mjafton të presin vetëm disa flokë me gërshërë.

11. Ata vijnë nga Mina në Qabe dhe i bëjnë tevaf Shtëpisë së Allahut. Edhe ky tevaf është një pjesë kryesore e haxhit, i cili quhet *tevaf zijara* ose *tevaf ifada*. Pas këtij tevafi, haxhinjve u lejohen të gjitha ato gjëra, që ishin të ndaluara për shkak të ihramit apo haxhit.

12. Para se të përfundojë dita e 10 dhulhaxha, haxhinjtë bëjnë edhe një ecje (sa'i) midis kodrave *Safa* dhe *Marwah*.

13. Pas tevafit, haxhinjtë përsëri kthehen në Mina ku do të qëndrojnë deri më datën 12 ose 13 të muajit dhulhaxha. Gjatë këtyre dy ose tri ditëve, ata përsëri bëjnë ceremoninë e hedhjes së gurëve.

Në Mina janë tri *xhumrah: xhumratul ula, xhumratul vusta* dhe *xhumratul ukba*, që më përpara kanë qenë në formë shkëmbinjsh të vegjël, por tani janë si shtyllat. Më 11 dhulhaxha, pasdreke, haxhinjtë u hedhin gurë këtyre *xhumrave* radhazi. Çdonjërës i hedhin nga shtatë gurë. Ky quhet ramji. Edhe më 12 dhulhaxha, haxhinjtë bëjnë ramjin në të njëjtën mënyrë, pastaj ata janë të lejuar të qëndrojnë edhe në 13 dhulhaxha, po për të bërë ramjin ose, siç thotë Kurani Famëlartë:

***"Ai që ngutet dhe rri vetëm dy ditë (në Mina), nuk bën gjynah, gjithashtu edhe ai që rri më shumë nuk bën gjynah".***

(El-Bekare 2:204)

14. Pasi të lirohen nga *ramji*, më 12 dhulhaxha (për ata që kanë qëndruar vetëm dy ditë në Mina) ose më 13 dhulhaxha, haxhinjtë kthehen prapë në Mekë për t'i bërë tevaf Qabesë, tevaf ky për ata që nuk janë banorë të Mekës dhe dëshirojnë të kthehen në vendet e tyre. Ky tevaf quhet *tevafus sedrr* ose *tevaful vida'*, d.m.th. *tevaf* lamtumirës.

Edhe pse nuk janë pjesë të haxhit, haxhinjtë pinë ujin e Zemzemit dhe shkojnë në qytetin Medinë për ta vizituar Xhaminë dhe varrin e bekuar të të Dërguarit të Allahut s.a.v.s.

Siç e thamë lart që haxhi kryhet vetëm në ditët e caktuara, ndërsa Umra mund të bëhet në çdo kohë.




# Simbol i paqes dhe tolerancës

Më 15 tetor të vitit 2011, Hazret Mirza Masroor Ahmedi, Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar, Allahu e ndihmoftë fuqimisht, vuri gurthemelin e xhamisë "Baitul Muxhib" (Shtëpia e Atij që u përgjigjet lutjeve) në Bruksel. Pas ndërtimit, ajo do të jetë xhamia e parë e Xhematit Musliman Ahmedia në Belgjikë. Në ceremoninë e vënies së gurthemelit të saj, ishin ftuar figura të shquara të shtetit si dhe vendas të tjerë. Disa nga titullarët që morën pjesë në këtë ceremoni dhe që shprehën edhe përshtypjet në fjalimet e tyre, ishin:

- **Z. Ward Kennes**
  Major i Kasterlee-së
- **Z. Fouad Ahadir,**
  Deputet i Parlamentit të Brukselit
- **Z. Borris Dilles,**
  Këshilltar i Këshillit të qytetit Uccle
- **Z. Marc Cools,**
  Këshilltar i Këshillit të qytetit Uccle

# *Fjalimi i Hazret Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar,* *Allahu e ndihmoftë fuqimisht*



*Selamalekum ue rahmatullah.*Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të gjithë ju.

Sot, jemi mbledhur këtu për të vënë gurthemelin e xhamisë së parë të Xhematit Musliman Ahmedia në Belgjikë. Xhamia do të ndërtohet, në mënyrë që ne të adhurojmë Zotin Një, ku së bashku t'i përulemi dhe t'i kërkojmë ndihmë Atij. Në fillim, dua të falënderoj të gjithë miqtë e pranishmit, të cilët edhe pse nuk janë ahmedianë dhe muslimanë, por erdhën sepse kanë miqësi dhe kontakt me ndonjë ahmedian; ose kanë ardhur sepse kanë përshtypje të mirë për Xhematin tonë (siç përmendi edhe i nderuar Prifti i kësaj zone); ose kanë ardhur sepse janë ftuar për herë të parë. Në çdo rast, prania juaj tregon që keni ardhur për të shkëmbyer vlerat njerëzore me ne, pa marrë parasysh dallimin fetar që kemi. Ju falënderoj jo vetëm për pjesëmarrjen tuaj, por nga thellësia e zemrës e respektoj dhe e vlerësoj këtë gjest tuaj mirëdashës. Zoti ju shpërbleftë për këtë.

Siç e dini shumë mirë që në këtë kohë, komunikimi i shpejtë dhe media elektronike kanë vënë në dukje kulturat, traditat dhe fetë e popujve të vendeve të ndryshme në botë. Nuk ndodh ndonjë incident, që brenda disa minutash të mos lajmërohet deri në skajet e botës. Gjithashtu, për shkak të lehtësimit të udhëtimit, kombet po afrohen pranë njëra-tjetrës. Me fjalë të tjera, bota është bërë një fshat global. Me keqardhje them që nëse në njërën anë ka disa dobi të këtij fshati global, atëherë në anën tjetër ka edhe disa të meta. Padyshim, çdo njeri, çdo shoqëri dhe në çdo popull ka edhe të mirat dhe të këqijat. Por në të njëjtën kohë, asnjë fe nuk dëshiron që e keqja të hedh rrënjë në mendjen e njeriut. Madje, fetë që erdhën përmes profetëve të Zotit, na mësojnë ta refuzojmë të keqen dhe ta pranojmë të mirën. Në të njëjtën mënyrë, i Dërguari i fesë Islame, Hazret Muhammedi[s.a.v.s.] na mësoi që ne të plotësojmë detyrimet që kemi ndaj Krijuesit tonë, po ashtu edhe të përmbushim detyrimet që kemi ndaj krijesave të Tij.

Fatkeqësisht, sot, veprimet e caktuara të disa grupeve muslimane, të cilat janë kundër mësimeve të

Islamit, por që po bëhen në emër të kësaj feje, japin një pamje të gabuar të Islamit. Kundërshtarët e fesë Islame gjejnë rastin për kërkuar gabimet dhe mjetet e tjera për ta njollosur atë. Muslimanët, që bëjnë veprimet e tilla keqbërëse, duke u dhënë shumë armë dhe municion grupeve anti-islamike, i shfrytëzojnë ata si dhe mediet, për ta projektuar fenë Islame në një dritë të gabuar. Një njeri i rëndomtë nuk hulumton çfarë ka dëgjuar dhe, për këtë arsye, mendon që propaganda kundër Islamit duhet të jetë e drejtë. Por, njerëzit e edukuar dhe hulumtues përpiqen ta shohin problemin deri në thellësi. Jam i gëzuar që ju që erdhët këtu, janë ndër ata që nuk ndikohen vetëm nga thashethemet, por po përpiqen të na njohin mirë (siç e tha edhe Prifti që ai ishte përpjekur për të kërkuar rreth Xhematit Musliman Ahmedia në internet. Jam i gëzuar duke ditur se, kur disa njerëz të këtij vendi, ngritën slogane kundër ndërtimit të kësaj xhamie, fqinjët dhe njerëzit përreth nuk i kushtuan aspak rëndësi protestës së tyre, madje e dënuan. I lutem Zotit që ky qëndrim dhe ky gjest të mbetet gjithmonë tek ju, në mënyrë që paqja e këtij vendi të jetë e përhershme.




Për sa na përket ne ahmedianëve, jemi njerëz që zbatojmë ligjin. Jemi nga ata që tregojnë ose përpiqen të tregojnë moralet e larta. Jemi ndër ata që gjithmonë tregojnë durim. Këto nuk janë vetëm fjalë goje, por realitet. Në disa vende, edhe pse trajtohemi brutalisht dhe mizorisht, ne kurrë nuk jemi hakmarrë. Këtë sjellje ju mund të gjeni te muslimanët ahmedianë kudo në botë. Kjo është, sepse jemi ndjekësit e Reformatorit të kësaj kohe, i cili është ndjekësi i vërtetë i Profetit Muhammed[s.a.v.s.] që kishte ardhur për ta afruar njerëzimin te Zoti dhe për ta kujtuar njeriun për detyrimet që ka ai ndaj njerëzve të tjerë. Nëse ky është qëllimi i ardhjes së themeluesit të Xhematit Musliman Ahmedia, të

cilin ne e besojmë Mesih të Premtuar dhe Reformator të kohës, atëherë si është e mundur që xhamitë e këtij Xhemati të mund të krijojnë trazira këtu ose kudo në botë? Ne vijmë këtu vetëm për t'u përulur para Krijuesit tanë. Ne vijmë këtu vetëm për të praktikuar dhe për të përhapur dashuri, dhembshuri dhe vëllazëri. Ne vijmë këtu vetëm për të nxitur paqe dhe harmoni në shoqëri.

Kur do të përfundojë së ndërtuari kjo xhami, atëherë do të shihni se gjithçka që po them, është e vërtetë. Kjo xhami do të përhapë mësimet e paqes, tolerancës dhe dashurisë, që janë mësimet e vërteta dhe të pastra të fesë Islame. Të gjitha fetë e botës kanë nevojë për harmoni fetare dhe të gjithë njerëzit e botës kërkojnë që të krijohet një shpirt i dashurisë, dhembshurisë dhe vëllazërisë. Gjithashtu, ka nevojë urgjente për njerëzimin që ata ta njohin Krijuesin e tyre, pasi Ai është i vetmi sigurues i mbijetesës së tyre. Përndryshe, bota po marshon me shpejtësi drejt vetëshkatërrimit. Lutja ime është që ne të gjithë të kuptojmë përgjegjësitë tona dhe të luajmë rolin tonë për vendosjen e paqes, dashurisë dhe për njohjen e Krijuesit tonë në të gjithë botën. Lutem që të shpëtojmë nga shkatërrimi që po na pret.

Së fundmi, i falënderoj edhe një herë miqtë tanë të nderuar, që ndanë kohën e tyre me ne, prania e të cilëve ka bërë këtë mbrëmje kaq të këndshme. Shumë faleminderit.

(Revista "The Review of Religions", dhjetor 2011, fq. 40)

Të gjitha fetë e botës kanë nevojë për harmoni fetare dhe të gjithë njerëzit e botës kërkojnë që të krijohet një shpirt i dashurisë, dhembshurisë dhe vëllazërisë. Gjithashtu, ka nevojë urgjente për njerëzimin që ata ta njohin Krijuesin e tyre, pasi Ai është i vetmi sigurues i mbijetesës së tyre. Përndryshe, bota po marshon me shpejtësi drejt vetëshkatërrimit. Lutja ime është që ne të gjithë të kuptojmë përgjegjësitë tona dhe të luajmë rolin tonë për vendosjen e paqes, dashurisë dhe për njohjen e Krijuesit tonë në të gjithë botën. Lutem që të shpëtojmë nga shkatërrimi që po na pret.

# Përulësia e të Dërguarit të Allahut

*Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të*

اللهم صل على محمد وآل محمد

Sot, në këtë mbledhje, jam i caktuar të flas rreth njërit prej shumë virtyteve të Profetit Muhamed [s.a.v.s] e ai virtyt është *modestia* apo *përulësia* e shkëlqyeshme e Muhamedit [s.a.v.s.]

Përulësia dhe modestia, në fakt janë virtyte kundër arrogancës dhe janë një lloj sakrifice. *Përulësi* nuk quhet ajo nëse njeriu është i paaftë dhe e reklamon paaftësinë e tij. Si rrjedhojë duhet të kuptojmë se përulësia është një mjet shumë i fuqishëm, i cili kur bashkohet me sakrificën, i djeg të gjitha të këqijat. Për këtë arsye, Zoti i do shumë njerëzit e përulur, ndërsa arrogantët nuk i do aspak. Ai thotë:

***Robërit e Zotit të Gjithëmëshirshëm janë ata, të cilët kur ecin në tokë, ecin me përulësi.***

*(*El-Furkan 25:64)

Robërit e Zotit të Gjithëmëshirshëm janë ata, të cilët kur ecin në tokë, ecin me përulësi.
(El-Furkan 25:64)

Ky virtyt i lartë shënoi shkëlqim të jashtëzakonshëm gjatë jetës së Profetit tonë të dashur, Hazret Muhammedit [s.a.v.s.]

Kujtoni kohën kur Hazret Profetit Muhammed s.a.v.s, i erdhi shpallja e parë, ndërsa ai vazhdimisht thoshte se unë nuk di të lexoj dot. Në të vërtetë, kjo rridhte nga përulësia e tij. Mirëpo kur atij iu dha detyra e reformimit të tërë njerëzimit, ai u shpreh në këtë mënyrë, duke kujtuar madhështinë e Zotit dhe këtë detyrë të shenjtë.

Kjo shprehje e tij, para se të merrte profetizmin, në fakt ishte një shenjë e madhe e përulësisë së tij, e cila ishte pjesë e natyrës së tij. Jo si njerëzit e tjerë që sjelljet e tyre i bëjnë me krenari, por ai në vend që të krenohej, duke thënë se sot kam marrë një përgjegjësi kaq madhore, në fakt ai tregoi përulësinë e tij, shembullin e të cilit nuk mund ta gjejmë te asnjë njeri tjetër në këtë botë.

Kjo ishte arsyeja, që duke parë përulësinë e përsosur të tij, engjëlli që solli shpalljen, iu përkushtua Profetit aq shumë, saqë e përqafoi fort atë.

Pas së cilës herë, prej të triave, gjersa engjëlli i thoshte të dërguarit të Allahut që të lexonte i Dërguari përulej, e ai e përqafonte. Më në fund, Xhibraili ia dorëzoi në emër të Zotit amanetin që kishte sjellë prej Zotit. Por, shikojeni vijueshmërinë e përulësisë së tij. Shumë i frikësuar nga kjo ngjarje, ai shkoi te gruaja e tij dhe i tha: *"Kam frikë për veten".* Gruaja e tij, Hazret Hetixhja e përkrahu të Dërguarin në ato momente dhe fjalët që i kishte thënë, janë dëshmi madhore për gjendjen e tij të përulur. Ajo i tha: ***Një njeri si ti kurrë nuk do të dështojë. Ti përpiqesh t'i bashkosh njerëzit, të paaftëve u ngre barrët e tyre, ti i mirëpret mysafirët, ndihmon njerëzit kur janë në nevojë dhe risjell virtyte të humbura.***

(Buhariu, Bedul Uehi)

Të gjitha këto veprime, në fakt, shfaqin virtytin e përulësisë së Profetit Muhammed[s.a.v.s.]

Të nderuar miq. Përulësia dhe modestia shfaqen në dy mënyra:

**E para** është ajo përulësi dhe modesti, që njeriu bën ndaj Zotit. Dhe **e dyta** është ajo modesti që njeriu ka me njerëz të tjerë.

Më së pari, dua ta shtjelloj, se si Hazret Profeti Muhammed[s.a.v.s.] bëhej i përulur para Zotit të botëve? Sa shumë ai frikësohej kur gjendej te pragu i Tij.

Hazret Ajesha thoshte se i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] gjithmonë rrinte afër familjes dhe ishte shumë i shoqërueshëm, i ndihmonte në punët shtëpiake. Rrobat e tij i lante vetë. Shtëpinë e fshinte vetë. Rregullonte devenë. Vetë ushqente bagëtitë. Milte dhitë. Të gjitha punët personale i kryente vetë. Ndihmonte shërbëtorin në punët e tij duke qëndruar bashkë me të. Vetë sillte gjërat e shtëpisë nga pazari.

Hazret Aejsha r.z., thotë:

Një natë kur u zgjova, nuk e gjeta të Dërguarin e Allahut në shtrat. Dola ta kërkoja atë dhe pashë se ishte në sexhde dhe po lutej:

**O Zoti im, të kërkoj pëlqimin Tënd. Dua t'i shmangem mospëlqimit Tënd. Jam i paaftë të të lavdëroj Ty. Ti je Ai që mund të më tregosh për lavdërimin Tënd.**

Nëpërmjet përulësisë, Profeti ynë Hazret Muhammedi[s.a.v.s.] arriti nivelin më të lartë para Zotit. Hazret Ebu Hurajrah tregon se përulësia e tij e skajshme para Zotit iu shpërblye me bekime kaq të mëdha prej Zotit saqë ai do të jetë udhëheqësi i gjithë njerëzimit në Ditën e Gjykimit. Do të jetë ai që do të ringjallet më së pari në botën tjetër. Edhe ndërmjetësi i parë ai do të jetë, që do të shpëtojë një botë të tërë nga ndëshkimi. Atij do t'i jepet niveli ***Mahmud*** ( niveli i lavdëruar prej Zotit), i cili është niveli më i lartë i lavdisë. Pasi ka marrë të gjitha këto bekime, a e dini se çfarë thoshte udhëheqësi ynë i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.]? Vetëm kaq:

انا سيد ولد آدم۔ ولا فخر

Jam lideri i njerëzimit. Por nuk jam krenar për këtë.

(Musnad Ahmedi, vëll. 2)

Befasohesh, kur dëgjon se Profeti ynë ka pasur të gjitha këto nivele të larta, por përulësia e tij ka qenë e skajshme. Duke iu drejtuar anëtarëve të farefisit të tij, ai thotë:

O halla ime Safia, dhe o vajza dhe zemra ime Fatime, unë kurrsesi nuk mund t'ju shpëtoj nga ndëshkimi i Zotit. Duhet të shqetësoheni vetë për veten tuaj.

(Buhariu, Kitabut Tefsir, Suretush Shuara)

Es-habëve të tij, ai u thoshte:

Asnjë njeri nuk do të hyjë në xhenet për shkak të veprave të tij. Es-habët e pyetën: O i Dërguari i Allahut, edhe ju nuk do të hyni në xhenet nga veprat tuaja? Po, nëse nuk do të më mbulojë mëshira dhe bekimi i Zotit, as unë nuk mund të hyj në xhenet.

(Muslim Kitab Sifatul Kijamah uel Xhenati uen Nar, bab lenj jedkhulal xhenata ahadun biamalihi)

Edhe jeta e tij shtëpiake ishte shumë modeste. Ai thoshte: Jam një punëtor i thjeshtë, ha e pi, çohem e ulem si gjithë njerëzit e tjerë. Hazret Ajesha thoshte se i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] gjithmonë rrinte afër familjes dhe ishte shumë i shoqërueshëm, i ndihmonte në punët shtëpiake. Rrobat e tij i lante vetë. Shtëpinë e fshinte vetë. Rregullonte devenë. Vetë ushqente bagëtitë. Milte dhitë. Të gjitha punët personale i kryente vetë. Ndihmonte shërbëtorin në punët e tij duke qëndruar bashkë me të. Vetë sillte gjërat e shtëpisë nga pazari. (Musnad Ahmad, vëll. 6, f. 49, Bejrut) Hazret Ajesha r.a. thotë: “Kurdoherë që e thërriste dikush në shtëpi, ai gjithmonë i përgjigjej duke thënë *jam gati”*.

(El-Vafa bi ehvalil Mustafa, Gulam Ibn Xhuzi, i botuar në Bejrut)

I Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] pëlqente të rrinte e të bashkëpunonte me es-habët e tij. Gjatë ndërtimit të xhamisë së Profetit në Medinë, i Dërguari i Allahut ngrihte gurë vetë dhe i sillte për ndërtim. Në një betejë, gjatë gërmimit të hendekut, Profeti[s.a.v.s.] ka punuar bashkë me es-habët duke gërmuar me vegla pune.

(Buhariu, Kitabul Magazi, Bab Gazuetul Ehzab)

Gjatë një udhëtimi, i Dërguari i Allahut ua ndau detyrat të gjithë es-habëve të pranishëm. Pastaj tha: Mos ka mbetur ndonjë punë? Vetë pyeti: Po, dru, kush do të mbledhë? Pastaj vetë tha: Mirë, e bëj unë këtë punë.

Gjatë një udhëtimi, i Dërguari i Allahut ua ndau detyrat të gjithë es-habëve të pranishëm. Pastaj tha: Mos ka mbetur ndonjë punë? Vetë pyeti: Po, dru, kush do të mbledhë? Pastaj vetë tha: Mirë, e bëj unë këtë punë.

Një herë disa mysafirë kishin ardhur nga Etiopia në Medinë. I Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] u përgatit për mikpritjen e tyre. Es-habët i thanë: O i Dërguari i Allahut, ne jemi shërbëtorët tuaj, ne do t’u bëjmë hyzmet. Ai tha: Kur myslimanët ishin mërguar në Etiopi, ata i kishin ndihmuar shumë. Prandaj, dua vetë t’i ndihmojë mysafirët e Etiopisë.

(Siratul Halbija, vëll. 3, f. 49, i botuar në Bejrut)

Hazret Profeti Muhammed[s.a.v.s.] nuk mburrej as me veshjet e bukura. Shpesh u thoshte es-habëve: Rrobat e stërgjata janë shenjë krenarie. Ruhuni nga kjo. Por, nganjëherë, në rastet e bajramit ose ndonjë rast tjetër, vishte rroba të bukura. Por, kurrë nuk i mori ato si shenjë krenarie.




Gjatë luftës së Bedrit, myslimanët kishin shumë pak kafshë për mbartje. Kështu që një kafshe donin t'i hipnin më shumë sesa dy persona. Ndërsa i Dërguari i Allahut nuk pëlqente që më shumë se dy veta të hipnin njëkohësisht të njëjtës kafshë. Edhe Profeti kishte një deve, por kishte edhe dy njerëz të tjerë që do ta përdornin atë gjatë rrugës. Ata thanë, o i Dërguari i Allahut, hipni në deve, ne do të ecim në këmbë. Ai tha: Jo, Ne do të hipim me radhë. As ju nuk jeni më të fuqishëm se unë që të ecni në këmbë dhe unë të jem në deve e as nuk keni nevojë për më shumë shpërblim sesa unë,që unë të privohem nga shpërblimi dhe ju duke ecur në këmbë, të fitoni më shumë sevap.

(Musnad Ahmedi, vëll. 1, f. 422, i botuar në Bejrut)

Atij kurrë nuk i vinte turp të qëndronte e të ulej me të varfrit e të shtypurit. Një herë, kishte vdekur një robëreshë zezake. Es-habët nuk e lajmëruan të Dërguarin sepse ishte natë. Ditën tjetër ai u ankua dhe tha se pse nuk e kishin lajmëruar? Pastaj,

I Dërguari i Allahut s.a.v.s. shpesh lutej: O Zoti im, më bëj ndër njerëzit e varfër. Më bëj të vdes i varfër. Në Ditën e Gjykimit më ringjall me njerëzit e varfër.

ai shkoi te varri i saj dhe bëri lutje për të.

(Muslim Kitabul Xhenaiz, Babus Salat, Alel Kebar)

I Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] shpesh lutej: **O Zoti im, më bëj ndër njerëzit e varfër. Më bëj të vdes i varfër. Në Ditën e Gjykimit më ringjall me njerëzit e varfër.**

(Trimidhi Kitabuz zuhd)

I Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ishte shumë i shoqërueshëm me es-habët e tij, saqë nëse vinte ndonjë i panjohur, nganjëherë nuk e dallonin dot se kush ishte i Dërguari i Allahut në mesin e tyre. Es-habët kishin përgatitur një vend më të ngritur me dhe, që Profeti të ulej atje, në mënyrë që kur të vinin mysafirët, ta dallonin atë menjëherë. Ndërsa i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] herë ulej në vendin e ngritur dhe herë ulej poshtë.

Nga përulësia, i Dërguari i Allahut kurrë nuk pëlqente të lavdërohej nga të tjerët. Es-habët i ndërpriste menjëherë nëse ata zmadhonin gjërat duke e lavdëruar atë. Ai i porositi: "Mos e teproni kur më lavdëroni ashtu siç e kanë tepruar të krishterët duke e lavdëruar Hazret Isain dhe e bën atë të birin e Zotit. Jam një njeri i thjeshtë. Për mua përdorni vetëm fjalët si: rob dhe i dërguar. Mjafton kaq.

(Buhariu, Kitabul Ambjia, Bab kaulilalahi "Uedhkur fil Kitabi Merjema")

Hazret Enesi thotë: Një ditë erdhi një njeri dhe iu drejtua Profetit Muhammed[s.a.v.s.] me këto fjalë:

"O Muhammed! Je më i miri ndër nesh. Je fëmija e prindërve më të mirë ndër nesh. O udhëheqësi ynë! O pasardhësi i udhëheqësve tanë!" Hazret Profeti Muhammed[s.a.v.s.] e ndërpreu dhe tha: "Fol atë që ke për të thënë dhe ruaju nga fjalët e shejtanit. Jam vetëm Muhammedi, i biri i Abdullahut dhe i Dërguar i Zotit. Mos i shto asnjë fjalë pozitës sime të përcaktuar prej Zotit".

(Musnad Ahmed, vëll. 3, f. 249, i botuar në Egjipt)

Një herë, gjatë një mbledhje me es-habët e tij, i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] tha:

"Nëse kam lënduar dikë nga

Nëse kam lënduar dikë nga ju, sot le të hakmerret me mua. Usaid Bin Huzair, që ishte njeri gazmor, tha: Po, mua më keni lënduar një herë dhe dua të hakmerrem me ju sot. Shkopi juaj më kishte goditur një herë. Çfarë pamje befasuese ishte ajo! Shërbëtori po shkonte të hakmerrej me udhëheqësin e tij dhe të gjithë es-habët kishin mbetur gojëhapur. Usaidi tha: O i Dërguar i Allahut, atë ditë kur më lënduat mua nuk kisha rroba të mjaftueshme në trup. I Dërguari i Allahut e ngriti këmishën e tij. Usaidi menjëherë e përqafoi dhe filloi ta puthte atë dhe tha: Kështu desha të hakmerresha me ju.

ju, sot le të hakmerret me mua. Usaid Bin Huzair, që ishte njeri gazmor, tha: Po, mua më keni lënduar një herë dhe dua të hakmerrem me ju sot. Shkopi juaj më kishte goditur një herë. Çfarë pamje befasuese ishte ajo! Shërbëtori po shkonte të hakmerrej me udhëheqësin e tij dhe të gjithë es-habët kishin mbetur gojëhapur. Usaidi tha: O i Dërguar i Allahut, atë ditë kur më lënduat mua nuk kisha rroba të mjaftueshme në trup. I Dërguari i Allahut e ngriti këmishën e tij. Usaidi menjëherë e përqafoi dhe filloi ta puthte atë dhe tha: Kështu desha të hakmerresha me ju".

(Ebu Daud, Kitabul Adab, Bab fi kublatil xhism)

Hazret Ebu Mesudi [r.z.] tregon:

"Një ditë kishte ardhur një fshatar te i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] dhe po dridhej nga respekti ndaj tij ose duke menduar se ishte përpara një mbreti. Profeti e qetësoi dhe tha mos u frikëso. Nuk jam sundues i egër. Jam djalë i një gruaje që hante mish të thatë".

(Ibni Maxha, Kitabul at'amah, Babul kedir)

I Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] kurrë nuk u mburr për shkak të pozitës dhe fuqisë së tij. Shpesh njerëzit kur gëzojnë ndonjë pozitë, fillojnë të mburren e të krenohen. Por, i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ishte krejt ndryshe. Ai tregoi më shumë përulësi pikërisht atë ditë kur ai gëzoi fitoren më të madhe kundër armikut më të madh të jetës së tij. Meka ishte qyteti i tij, por ai u detyrua të largohej në kushte shumë të vështira.

Pas 8 vitesh kur ai po kthehej si fitues dhe mbret në atë qytet, kanë qenë 10 mijë es-habë bashkë me të. Nëse donte, ai mund të hynte në Mekë me madhështi të jashtëzakonshme, në mënyrë që banorët e Mekës, të cilët kanë qenë shtypësit e tij, t'i frikësoheshin atij. Por, a e dini se me çfarë përulësie ky rob i Zotit hyri në Mekë atë ditë?! Njerëzit prisnin të vinte ndonjë mbret me daulle e parulla. Por aty ishte një pamje krejtësisht tjetër. I veshur me një çallmë të zezë kishte hipur në një deve të thjeshtë. Djathtas kishte shokun e tij të vjetër, Ebu Bekrin.

Një ditë kishte ardhur një fshatar te i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] dhe po dridhej nga respekti ndaj tij ose duke menduar se ishte përpara një mbreti. Profeti e qetësoi dhe tha mos u frikëso. Nuk jam sundues i egër. Jam djalë i një gruaje që hante mish të thatë

Ndërsa në të majtë kishte Bilalin dhe Osamën, djalin e shërbëtorit të tij. Në vend të krenarisë, koka e tij ishte ulur nga përulësia aq shumë saqë ajo takonte gungën e devesë. Ai po i bënte sexhde falënderimi Zotit të tij. Vazhdimisht po e madhëronte Atë. Në të vërtetë, ulja e kokës së tij ka qenë vetëm një shenjë e vogël e përulësisë së tij, sepse përbrenda, çdo grimcë e trupit të tij ishte në sexhde para Zotit të Madhërishëm.

(As-siratun Nabauijah, Ibni Hasham, vëll. 4, f.

91, i botuar në Bejrut)

Të nderuar miq, Ky ka qenë modeli i përulësisë që ka treguar i Dërguar i Allahut në Arabi në kohën kur krenaria, mburrja dhe kryelartësia kanë qenë në natyrën e arabëve.

Një herë dikush iu drejtua Profetit Muhammed[s.a.v.s.] me fjalët "Më i miri i njerëzimit". Profeti tha: "Është Ibrahimi a.s." (Musnad Ahmed, vëll 3), edhe pse, prej Zotit ai ishte kryetar i profetëve. Një herë tjetër kur ra fjala për profetin Junus, ai tha:

*"Mos më jepni epërsi mbi Junusin [a.s.]"*

(Buhariu Kitabul Ambija, Bab keulilah "Inna Junusa l'minel mursalin")

Pra, këto ishin vetëm disa ngjarje të përulësisë së udhëheqësit dhe Profetit tonë, përmes së cilës, ai fitoi zemrat e botës dhe bota e lavdëron atë me fjalë të mëdha dhe do të vijë koha kur ai do të sundojë zemrat e njerëzimit. Zoti na mundësoftë të ndjekim rrugën e tij të madhërishme.

Javaid Iqbal Nasir

Ajeti (vargu) "Bismillah ..." (Në emër të Zotit...) që i referohet Kuranit të Shenjtë konsiderohet si ajeti i parë i çdo kapitulli (sure). Në disa tekste, nuk shënohet si ajet i parë, dhe lexuesi duhet të ketë parasysh se ajeti i cituar në revistën Vërtetësia, në tekste të tjera do të gjendet në një ajet më parë sesa numri i cituar.



# PËR KË ËSHTË I NDALUAR ZJARRI I XHEHENEMIT?

I Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] tha:
"A t'ju tregoj se për kë është i ndaluar zjarri i xhehenemit? Ai është i ndaluar për çdokënd që u gjendet afër njerëzve, nuk i urren ata, sillet butësisht me ta dhe krijon lehtësi për ta".

(Tirmidhi, sifatul kijamah)



# Nuk ka dhunë në fe

*(Kurani i Madhërishëm 2:257)*

# XHAMIA BAIT-UN-NASR

Një pritje ishte organizuar gjatë ceremonisë së përurimit të xhamisë, në të cilën ishin ftuar figura të shquara të fushave të ndryshme dhe fqinjët dhe njerëz të tjerë të vendeve të ndryshme. Ceremonia filloi me recitimin e Kuranit Famëlartë nga Zartasht Munir Khani. Më pas Presidenti i Xhematit Musliman Ahmedia të Norvegjisë mbajti një fjalim, në të cilin ai përmendi shembuj të pashoqë të sakrificës financiare që kanë treguar anëtarët e Xhematit

Allahu i Madhërishëm, rreth ndërtimit të xhamive, në Kuranin Famëlartë, thotë:

**Ata që ndërtojnë xhamitë e Zotit janë ata që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit, falin namazin, japin zekatin dhe nuk frikësohen nga askush përveç Zotit. Ka mundësi që njerëzit e tillë të bëhen ndër të udhëzuarit.** (Et-Teube 9:18)



për ndërtimin e xhamisë. Z. Roger Kaliff, anëtar kryesor i Partisë Demokrate Socialiste e Suedisë i dha përgëzime Hazret Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar për ta realizuar këtë projekt dhe e falënderoi për ta ftuar atë. Ishte e pranishme gjithashtu znj. Grete Faremo, Ministre e mbrojtjes së Norvegjisë, që ishte përfaqësuese e qeverisë së vendit. Në fjalimin e saj, ajo i bëri mirëseardhje Hazret Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar dhe lexoi mesazhin,



të dërguar nga Kryeministri z. Jens Stoltenberg. Disa nga personalitete të shquara që morën pjesë në këtë ceremoni, ishin:

- **Znj. Grete Faremo,**
  Ministre e Mbrojtjes së Norvegjisë
- **Z. Roger Kaliff,**
  Anëtar i Partisë Demokratike Socialiste të Suedisë
- **Z. Age Tovan,**
  Kryebashkiak i Lorenskogut
- **Znj. Ragnhild Bergheim,**
  Zv.kryebashkiake e Lorenskogut
- **Znj. Mette Korsrud,**
  Kryetare e partisë Social Friends
- **Z. Turid Kritensen,**
  Kryetar i partisë konservative dhe këshilltar
- **Z. Stein Kirkeby,**
  Këshilltar
- **Znj. Maria Oppegard,**
  Këshilltar
- **Z. Tom Nordvol,**
  Këshilltar
- **Z. Trygve Bekkesletten,**
  Këshilltar (KRF)
- **Z. Per Hoibraten,**
  Drejtor i Policisë Hetuese
- **Z. Erik Anderson,**
  Drejtor i Policisë së qytetit Oslo

# PËRUROHET XHAMIA MË E MADHE E VENDEVE SKANDINAVE



Xhamia Bait-un-Nasr u përurua më 30 shtator të vitit 2011. Ajo është ndërtesa e parë Xhematit Musliman Ahmedia të Norvegjisë, për të qenë si xhami, gjithashtu, ajo është xhamia më e madhe e vendit. Ajo shtrihet në një sipërfaqe toke prej 7759 metra katrorë. 2250 besimtarë mund të falen njëkohësisht në të. Kubeja e saj është pesë metra e gjatë. Përveç vendit për t'u falur, në xhami ka një bibliotekë, zyra dhe një kuzhinë të madhe. Xhamia gjendet në autostradën që çon në aeroportin e Oslosë. Afërsisht 80 mijë makina kalojnë çdo ditë në atë autostradë.

Në fjalimin e tij të xhumasë, të mbajtur më 30 shtator të 2011 në këtë xhami, Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar, Allahu e ndihmoftë fuqimisht, tha:

**"Me bekimin e Zotit të Madhërishëm, Xhemati Ahmedia i Norvegjisë ka bërë sakrifica të mëdha dhe për xhaminë Nasr, anëtarët e tij kanë kontribuar afërsisht 104 milionë kronerë norvegjiane. Fillimisht pak shpenzime kishte hequr Xhematit qendror, të tjerat i kanë mbuluar vetë xhemati vendas."**

(Fjalimi i xhumasë, i Hazret Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar, i mbajtur më 30.09.2011, në xhaminë Nasr të Norvegjisë)

# Filozofia e mësimeve të Islamit

*- Pjesa I -*

*Hazret Mirza Ghulam Ahmed [a.s.]*
*Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi*

# ISLAMI

*Kumtesë e shkruar nga i nderuari Hazret Mirza Ghulam Ahmed, kryetar i Kadijanit, dhe e lexuar nga Mouvli Abdul Kerim sahib Sijalkoti në Mbledhjen e Madhe të Feve "D'herm Mahotsav", në Lahor, më 27 dhjetor të vitit 1896.*

*Në emër të Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

*Atë e lavdërojmë dhe i dërgojmë selavate të Dërguarit të Tij fisnik*

## Pohimi dhe argumenti duhet të jenë nga Libri i Shenjtë

Sot, në këtë konferencë, qëllimi i së cilës është që folësit e saj, duke iu përmbajtur pyetjeve të caktuara, të tregojnë të mirat e feve të tyre, unë do të tregoj bukuritë e fesë Islame. Para se të nis fjalimin tim, e shoh të udhës t'ju tregoj se për çdo gjë që paraqes këtu, kam ndjekur parimin që t'i referohem Kuranit Famëlartë, Fjalës së Pastër të Zotit të Madhërishëm. Sepse, sipas meje është shumë e domosdoshme që, ai që ndjek ndonjë libër, të cilin e quan Hyjnor, të përgjigjet duke iu referuar vetëm atij libri dhe kompetencën e tij të mbrojtjes ndaj atij libri, të mos e zgjerojë aq shumë, sa të lë përshtypje që po harton një libër të ri. Kështu që, jam i përcaktuar të tregoj bukuritë e Kuranit Famëlartë e të shfaq meritat e tij, andaj, është mirë të paraqes çdo pohim në përputhje me shenjat, shpjegimet apo ajetet e tij, në mënyrë që pjesëmarrësit të mund të kenë lehtë ta krahasojnë atë me fe të tjera. Pasi që, çdo folës do t'i përmbahet librit të tij të shpallur dhe do të tregojë vetëm gjërat që janë përmendur në librin e tij të shenjtë, atëherë edhe ne, në këtë mbledhje, nuk do të sjellim hadithe. Sepse të gjitha hadithet e vërteta burojnë pikërisht nga Kurani Famëlartë, i cili është libri më i përsosur që përmbledh të gjithë librat e tjerë. Pra, sot është dita kur do të shfaqet madhështia e Kuranit dhe i lutem Zotit që Ai të më ndihmojë në këtë punë. Amin

## Përgjigja e pyetjes së parë

Të nderuar pjesëmarrës, të keni parasysh se në faqet e para të kësaj kumtese, ka disa rreshta hyrës, që mund të duken se nuk kanë lidhje me temën, por janë shumë të nevojshme të përmenden për të ditur përgjigjet e sakta të pyetjeve. Prandaj, i kam shtuar këto fjalë, në mënyrë që të mos ketë vështirësi për ta kuptuar problemin që po diskutojmë.

## Tri gjendjet e njeriut

Të jetë e qartë, pyetja e parë ka të bëjë me gjendjen instinktive, morale dhe atë shpirtërore të njeriut. Fjala e pastër e Zotit të Madhërishëm, Kurani i Shenjtë, këto tri gjendje i ndan në një mënyrë që për të tria, përcakton tri pikënisje përkatëse. Thënë ndryshe, janë përcaktuar tri burime, prej të cilave dalin tri gjendje të ndryshme.

## E para: Nefsi që nxit për të keqen *(amarrah)*

Burimin e parë, që është pikënisja e të gjitha gjendjeve instinktive, Kurani Famëlartë e quan *nefs që nxit për të keqen (amarrah)*, siç ai thotë:

إِنَّ النَّفْسَ لَأَمَّارَةٌ بِالسُّوءِ[1]

Domethënë, karakteristika e nefsit *amarrah* është që ai shpie njeriun drejt veprave të këqija, që janë kundër përsosmërisë dhe gjendjes së tij morale, dhe e nxit atë për të ndjekur rrugët e këqija dhe të pahijshme. Pra, animi i njeriut nga mëkatet e gjërat e padrejta, përcaktohet si një gjendje e tij, e cila ndodhet para gjendjes morale të tij dhe që e dominon atë natyrshëm. Kjo gjendje quhet instinktive, derisa njeriu mos të përudhet nga arsyetimi, urtësia dhe njohja e vërtetë. Në këtë gjendje, njeriu ndjek mënyrën shtazore të sjelljes për të plotësuar dëshirat e tij instinktive, si ato të ngrënit, të fjeturit, të zgjuarit, të zemëruarit, të provokuarit etj, ndërsa, kur ai përudhet nga arsyetimi, urtësia dhe njohja e vërtetë dhe i ushtron ato gjendje për t'i realizuar me drejtpeshim, atëherë ato gjendje nuk quhen më instinktive, por quhen gjendje morale. Kjo do të sqarohet edhe më, në faqet e tjera vijuese.

## E dyta: Nefsi qortues *(leuamah)*

Burimin e dytë, nga i cili burojnë gjendjet morale, Kurani Famëlartë e quan *nefs qortues (leuamah)*, siç ai thotë:

وَ لَآ أُقْسِمُ بِالنَّفْسِ اللَّوَّامَةِ[2]

Domethënë: Betohem për atë nefs, që e qorton veten për çdo vepër të keqe e të padrejtpeshuar. Ky nefs është burimi i dytë i gjendjeve të njeriut që i vë në lëvizje gjendjet morale dhe njeriun e dallon nga shtazët. Në këtë ajet, betimi në emër të këtij nefsi është bërë për ta nderuar atë, sepse ai ka kaluar nga nefsi *amarah* duke e përvetësuar atë *leuamah*, gjë që i dha nder te Zoti. Ky nefs u quajt *leuamah*, sepse ai e qorton njeriun për veprat e këqija dhe nuk pajtohet me të nëse ai kalon një jetë të pafrenuar si kafshët. Madje, ai dëshiron që njeriu të realizojë sjellje e morale të mira e të mos humbë ekuilibrin në të gjitha parimet e jetës dhe që emocionet e dëshirat instinktive t'i realizojë duke u këshilluar me mendjen. Ky nefs, ngaqë e qorton njeriun për të keqen, quhet *leuamah*, që do të thotë qortues i rreptë. Por, nefsi *leuamah*, edhe pse nuk i pëlqen impulset instinktive, madje e qorton njeriun për to, ai prapë nuk mund të jetë i aftë në mënyrë të plotë për të bërë veprat e mira, sepse ndonjëherë u nënshtrohet impulseve instinktive, dhe si rrjedhojë ai gremiset e rrëzohet si një fëmijë, i cili edhe pse nuk dëshiron, por rrëzohet për shkak të pafuqisë, madje edhe pendohet për dobësinë e tij. Pra, kjo është ajo gjendje morale, kur nefsi fillon të mbledhë në veten e tij virtytet e larta dhe dëshiron ta mposhtë mosbindjen, megjithëse nuk e mbizotëron atë krejtësisht.

## E treta: Nefsi i qetësuar *(mutmainah)*

Pastaj është një burim i tretë që mund të quhet pikënisje e gjendjeve shpirtërore.

1. Jusuf 12:54
2. El-Kijamah 75:3

Këtë burim Kurani Famëlartë e quan *nefs të qetësuar (mutmainah)*, siç ai thotë:

يٰۤاَيَّتُهَا النَّفْسُ الْمُطْمَئِنَّةُ ۝ ارْجِعِيْۤ اِلٰى رَبِّكِ رَاضِيَةً مَّرْضِيَّةً ۝

فَادْخُلِيْ فِيْ عِبٰدِيْ ۝ وَ ادْخُلِيْ جَنَّتِيْ ۝[3]

Domethënë, *o nefs i qetësuar, që gjete qetësinë prej Zotit, kthehu te Zoti yt. Ti je i kënaqur me Të dhe Ai është i kënaqur me ty. Hyr në grupin e robërve të Mi dhe futu në xhenetin Tim.* Kjo është ajo gjendje, kur njeriu, mbushet me fuqitë shpirtërore, duke shpëtuar nga të gjitha dobësitë dhe shartohet aq shumë me Zotin saqë nuk mund të jetojë pa Të. Ashtu si uji që derdhet pa asnjë pengesë me furi nga lart poshtë, edhe ai shkrihet e përhumbet pas Zotit. Kjo pikërisht është përmendur në ajetin që thotë Zoti: *o nefs që gjeti qetësinë prej Zotit, kthehu tek Ai.* Nefsi i tillë krijon në vetvete një ndryshim të jashtëzakonshëm që në këtë botë, e jo në botën tjetër, dhe po në këtë botë, ai fiton një xhenet e jo diku tjetër. Fjalët që janë përmendur në këtë ajet: Kthehu te Rab-i yt, Rab do të thotë ai që të rrit ty. Në këtë mënyrë, nefsi i qetësuar e merr rritjen prej Zotit, sepse dashuria ndaj Tij bëhet ushqimi i tij dhe ai pi ujë vetëm nga ky Burim jetëdhënës. Prandaj, ai i shpëton vdekjes, siç thotë Allahu i Madhërishëm në Kuranin Famëlartë në një ajet tjetër:

قَدْ اَفْلَحَ مَنْ زَكّٰىهَا ۝ وَ قَدْ خَابَ مَنْ دَسّٰىهَا ۝[4]

Domethënë, *shpëtoi ai dhe nuk u shkatërrua që pastroi nefsin e tij nga impulset e ulëta. Ndërsa, ai që zhyti veten në dëshirat e ulëta, pra në dëshirat instinktive, u dëshpërua nga jeta.*

Pra, këto janë tri gjendje, të cilat me fjalë të tjera mund të quhen gjendjet instinktive, morale dhe shpirtërore. Në Librin e Zotit të Madhërishëm, kërkesat instinktive, janë quajtur *nefs amarrah*, sepse ato bëhen shumë të rrezikshme për njeriun kur dalin jashtë kontrollit, madje nganjëherë, ato ia shkatërrojnë krejtësisht moralin dhe shpirtin. Nëse shtrohet pyetja: çfarë ndikimi ka Kurani Famëlartë lidhur me gjendjet instinktive të njeriut, çfarë udhëzimesh ai jep lidhur me to dhe, deri në ç'masë Kurani dëshiron që ato të mbeten te njeriu? Në lidhje me këtë, Kurani Famëlartë sqaron që gjendjet instinktive kanë ndikim shumë të thellë mbi gjendjet morale dhe ato shpirtërore, saqë te njeriu, edhe mënyra e të ushqyerit dhe të pirit ndikojnë mbi gjendjet morale dhe shpirtërore të tij. Nëse ai i trajton gjendjet instinktive duke përfituar nga udhëzimet e sheriatit, atëherë ashtu si çdo gjë që hidhet në minierën e kripës bëhet kripë, edhe këto gjendje shndërrohen në ato morale dhe ndikojnë thellë mbi spiritualitetin e tij. Për këtë arsye, Kurani Famëlartë i jep rëndësi të veçantë pastërtisë, etiketës (edukatës) dhe ekuilibrit trupor për kryerjen e të gjitha adhurimeve dhe për arritjen e pastërtisë së brendshme e të gjendjes së përulësisë dhe përvuajtjes te pragu i Zotit. Nëse mendojmë thellë, kjo filozofi duket shumë me vend pasi që veprimet që realizohen nga gjymtyrët e trupit kanë ndikim të thellë mbi shpirtin. Si shembull, ne shohim veprimet tona instinktive, edhe pse janë trupore, ato patjetër ndikojnë në gjendjet shpirtërore. Për shembull, nëse përpiqemi të qajmë, edhe pse në mënyrë artificiale, menjëherë fillon të bjerë një rrëke lotësh që prek e pikëllon

3. El-Fexhr 89:28-31
4. Esh-Shems :10-11

edhe zemrën. Pra, në këtë rast zemra i ndjek sytë. Po ashtu, nëse përpiqemi të qeshim, edhe zemra gëzohet. Gjithashtu vërehet që edhe përulësia trupore krijon gjendje përulësie dhe nënshtrimi në shpirt. Krahas kësaj, shohim se kur ecim duke ngritur kokën lart dhe duke zgjeruar gjoksin, atëherë kjo mënyrë e të ecurit vetvetiu krijon një lloj arrogance brenda nesh. Pra, nga këta shembuj bëhet e qartë se gjestet trupore patjetër ndikojnë në gjendjet shpirtërore.

Veç kësaj, përvoja na dëshmon që edhe ushqime të ndryshme kanë sigurisht ndikim në aftësitë mendore dhe shpirtërore të njeriut. Nëse shqyrtojmë thellë, del që ata të cilët kurrë nuk hanë mish, trimëria e tyre fillon të zbehet, derisa gradualisht e humbin guximin dhe bëhen shumë frikacakë, duke humbur kështu një dhunti të lëvdueshme që u ishte dhënë prej Zotit. Këtë dukuri mund ta gjejmë edhe në ligjin e natyrës, të vënë prej Zotit, që asnjë nga kafshët barngrënëse nuk e mban atë guxim që mund ta ketë një kafshë mishngrënëse. Edhe te shpendët e gjejmë këtë dukuri. Kështu që, nuk mund të ketë aspak dyshim që ushqimet kanë ndikim në morale. Nga ana tjetër, njerëzit që ditë e natë hanë vetëm mish dhe perimet i përdorin shumë pak në ushqimet e tyre, e humbin virtytin e butësisë e të përulësisë. Kurse ata që ndjekin rrugën e mesme të të ushqyerit, i trashëgojnë të dyja llojet e virtyteve. Duke e marrë parasysh pikërisht këtë urtësi, Kurani Famëlartë thotë:

كُلُوْا وَاشْرَبُوْا وَلَا تُسْرِفُوْا[5]

Domethënë, hani edhe mish edhe gjëra të tjera, por me asgjë mos e teproni, që mos t'ju ndikojë për keq gjendjen morale dhe as mos t'i sjellë dëm shëndetit tuaj. Ashtu siç pamë që gjestet trupore ndikojnë në shpirt, në të njëjtën mënyrë edhe shpirti nganjëherë ndikon te trupi. Një njeriu të brengosur i lotojnë edhe sytë. Po ashtu ai që gëzohet, buzëqesh. Pra, të gjitha lëvizjet tona si të ngrënit, të pirit, të fjeturit, të zgjuarit, të çlodhurit, të pastruarit dhe lëvizjet e tjera natyrore, patjetër që ndikojnë në gjendjen tonë shpirtërore. Forma e trupit tonë ka lidhje të ngushtë me të qenit tonë si njeri. Nëse një pjesë e trurit i lëndohet dikujt, ai fillon ta humbë kujtesën, ose në ndonjë pjesë tjetër të tij nëse merr një goditje, mund edhe të privohet nga të gjitha ndjenjat. Ose ndonjë kundërmim infektues që befasisht sulmon njeriun, mund ta ndikojë atë edhe deri në zemër dhe organizmi i tij t'i bjerë keqas, saqë edhe sjelljet e tij i çrregullohen aq shumë sa ai mund të çmendet plotësisht e të humbë edhe jetën brenda disa çastesh. Pra, edhe lëndimet trupore vërtetojnë që shpirti dhe trupi kanë lidhje shumë të mistershme, sekret të cilin, vështirë ta sqarojë njeriu. Nëse studiojmë më thellë, na bëhet i qartë fakti që, realisht nëna e shpirtit është vetë trupi. Shpirti nuk u zbret nga lart grave shtatzëna, por ai është si një dritë që ndodhet e fshehur në spermën e njeriut dhe shkëlqen bashkë me zhvillimin e trupit. Fjala e pastër e Zotit na tregon që shpirti vjen në jetë në të njëjtën strukturë, e cila vjen prej spermës dhe përgatitet në mitër. Siç thotë Ai në Kuranin Famëlartë:

ثُمَّ اَنْشَاْنٰهُ خَلْقًا اٰخَرَ ؕ
فَتَبٰرَكَ اللّٰهُ اَحْسَنُ الْخٰلِقِيْنَ[6]

5. El-Araf 7:32

6. El-Muminun 23:15

Domethënë, "Trupin, që përgatitet në mitër, Ne e shndërrojmë në një krijesë tjetër dhe e shfaqim në një qenie, që quhet shpirt. Zoti ka bekime të shumta dhe është Krijuesi i tillë që asnjëri nuk barazohet me Të.

Kjo që thuhet *Nga trupi, Ne sjellim një krijesë tjetër*, është një sekret i fshehur që zbulon realitetin e shpirtit dhe që tregon ato lidhje të forta që ekzistojnë midis shpirtit dhe trupit. Ky ajet gjithashtu na mëson që e njëjta filozofi gjendet edhe në gjestet trupore, thëniet dhe në të gjitha lëvizjet instinktive të njeriut kur ato fillojnë të realizohen për hir të Zotit të Madhërishëm dhe në rrugën e Tij. Me një fjalë, sikundër në spermë, edhe në veprat e sinqerta, që nga fillimi fshihet një shpirt, i cili shkëlqen gradualisht bashkë me formimin e përsosmërinë e veprave të njeriut. Kur veprat përsosen, përnjëherë ndizet një dritë me gjithë madhështinë e saj dhe qenia shpirtërore shfaq jetën në mënyrë të plotë. Vetëm kur plotësohet përsosmëria e veprave të njeriut, atëherë brenda tij, si një vetëtimë një gjë fillon të ndriçohet. Kjo është ajo kohë, për të cilën Zoti i Madhërishëm flet me një shembull në Kuranin Famëlartë:

فَإِذَا سَوَّيْتُهُ وَنَفَخْتُ فِيهِ مِن رُّوحِي
فَقَعُوا لَهُ سَاجِدِينَ [7]

Domethënë, kur Unë ta përfundoj përsosmërinë e tij, t'ia rregulloj të gjitha pozicionet për shfaqjet e t'i fryj prej shpirtit Tim, atëherë, ju të gjithë bini në sexhde për të në tokë. Në këtë ajet Zoti tregon që kur forma e veprave plotësohet, atëherë ai shpirt fillon të shkëlqejë brenda saj, të cilin Zoti e lidh me Qenien e Tij, sepse ajo formë përgatitet në mënyrë të plotë vetëm atëherë kur merr fund jeta materiale. Prandaj, drita hyjnore, që më përpara ishte e zymtë, përnjëherë flakërohet. Çdokush që sheh këtë madhështi të Zotit, e ka për obligim që t'i bëjë sexhde Atij dhe të kthehet pas Tij. Ndaj, kësaj drite, çdokush i bën sexhde dhe natyrshëm i afrohet Atij, përveç shejtanit *(iblisit)*, që do errësirën.

☆[8] Këtu është e udhës të tregojmë edhe një gjë; në embrion, fëmija fillon të lëvizë pas katër muajsh e dhjetë ditë. Kjo kohëzgjatje është gati gjysma e gjithë qëndrimit të tij në mitër. Pra, vetëm në muajin e katërt, fëmija tregon një shenjë të dalluar të jetës së tij dhe, si të thuash, nga një gjendje bimore, merr një gjendje shtazore. I njëjtë është edhe ligji i lindjes shpirtërore. Domethënë, ashtu sikur fëmija tregon shenja të qarta të jetës së tij pas gjysmës së jetës embrionale, në të njëjtën mënyrë ndodh me jetën shpirtërore. Sipas shumë njerëzve, pjesa e frytshme dhe e pastër e jetës së njeriut konsiderohet deri në moshën tetëdhjetë vjeçare. Gjysma e kësaj periudhe është dyzet vjet, e cila simbolizon muajin e katërt të fazës embrionale, pas përfundimit të të cilit, fëmija gëzon një shpirt për jetën e tij. Edhe në jetën e njeriut, kur kalojnë dyzet vjet, pra gjysma e periudhës së gjithë jetës së tij, atëherë nëse brumi i tij është i pastër dhe përbëhet nga shpirti i së vërtetës, në një kohë të caktuar, ai

7. El-Hixhr 15:30

8. Rreshtat që fillojnë nga kjo shenjë e yllit dhe vazhdojnë deri te shenja tjetër, që është në faqen 37, ishin në materialin që u lexua në mbledhje, por nuk u botuan në raportin e mbledhjes dhe në botimin e parë. Tani, ato botohen me lejen e Hazret Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar, Allahu e ndihmoftë fuqimisht. (Botuesi)

pëson një zhvillim të veçantë shpirtëror dhe prej tij shfaqen shenja të qarta.

Mendoj se të gjithë e dinë faktin se shumica e njerëzve deri në moshën dyzet vjeçare, jetojnë në një errësirë. Sepse, nga shtatë deri tetë vjet njeriu e kalon jetën në fëmijëri. Pastaj deri në njëzetepesë apo njëzetegjashtë vjeç, ai merret me studime ose humb kohën duke u dhënë më shumë pas dëfrimeve të kota. Pas kësaj periudhe, zakonisht njeriu martohet dhe bëhet me fëmijë, ose thjesht pushtohet nga dëshirat e kësaj bote, për pasuritë dhe krenarinë materialiste dhe nderimet tokësore, i lindin lloj-lloj dëshirash dhe ambiciesh, madje disa herë ato kalojnë tej çdo mase. Për këto arsye, njeriu në këtë moshë edhe sikur të kthehet drejt Zotit, prapë do të vërshohet nga dëshirat e kësaj bote. Nëse lutet, ka mundësi që më shpesh lutet për të arritur gjërat e kësaj bote. Nëse qan, ka mundësi që shpesh qarjet e tij të bëhen për të arritur qëllimet e kësaj bote. Ai shumë pak beson në botën ku do të kthehet dhe, edhe po të besojë, i duket sikur ka shumë kohë për të shkuar atje. Ai përballet me një furi epshesh, që e vënë në rrezik të madh, si shembulli i thyerjes së digës së një lumi që patjetër shkatërron tokat përreth. Në këtë gjendje, njeriu si mund t'i besojë gjërat e imta të botës tjetër!? Ai, përkundrazi, do të qeshë me çështjet fetare, duke përdorur logjikën dhe filozofinë e tij të thatë e të pakuptimtë. Ndërsa ai që është njeri i mirë, e beson Zotin, por nuk e beson me gjithë sinqeritet e besnikëri, por e beson vetëm duke e kushtëzuar me realizimin e sukseseve të tij. Nëse Zoti ia plotëson dëshirat, atëherë ai bëhet i Zotit, përndryshe bëhet i shejtanit.

Shkurt, mosha e rinisë është shumë delikate dhe nëse mëshira e Zotit nuk e zgjat dorën, atëherë njeriu do të bjerë në gropën e xhehenemit. E vërteta është se pikërisht kjo moshë është rrënja e të gjitha ligësive dhe po në këtë moshë, njeriu blen gjithfarë sëmundjesh të turpshme. Madje, pikërisht për shkak të gabimeve të kësaj moshe të papjekur, edhe Zotit të Vërtetë dhe të Pandryshueshëm iu kthehet shpina. Pra, rinia është ajo moshë, kur njeriu shumë pak i frikësohet Zotit dhe shpesh i ndizen epshet dhe e pushton *nefsi,* madje ai nuk ia vë veshin asnjë këshilltari. Gabimet që bën në këtë moshë, ka mundësi që duhet t'i paguajë gjatë gjithë jetës. Mirëpo, kur njeriu arrin të dyzetat dhe flokët e rinisë fillojnë t'i thinjen, atëherë ai vetë pendohet nga të gjitha gabimet e bëra, për të cilat këshilltarët ishin lodhur pas tij. Furitë e *nefsit* fillojnë t'i ulen vetvetiu, sepse, sipas gjendjes fizike i afrohet edhe mosha e pleqërisë dhe ai nuk do ta ketë më atë marrëzinë e rinisë që kishte më parë. Ku ka më atë fuqi në gjymtyrët e tij dhe atë gjallëri rinore që ai gëzonte më parë! Tashmë ka ardhur koha e rënies dhe humbjes! Veç kësaj, në këtë moshë, ai sheh vdekjen e shumë të mëdhenjve, e madje nganjëherë për shkak të caktimit të Zotit, edhe të të vegjëlve, gjë që atij ia këpusin kurrizin. Zakonisht edhe prindërit i vdesin kur ai arrin në këtë moshë dhe ai e dëshmon paqëndrueshmërinë e kësaj bote në forma të ndryshme dhe Zoti i vë një pasqyrë para tij duke i thënë: - Ja, kjo është gjithë historia e kësaj dynjaje, për të cilën ti vdes! Kështu, atij i vjen shumë keq për të gjitha gabimet që kishte bërë gjer atëherë dhe pëson një revolucion të ndjeshëm në jetën e tij, duke nisur një

botë të re, me kusht që brumi i tij të ketë mirësi dhe ai të jetë ndër ata që janë thirrur prej Zotit. Lidhur me këtë Allahu thotë:

وَ وَصَّيْنَا الْاِنْسَانَ بِوَالِدَيْهِ اِحْسٰنًا حَمَلَتْهُ
اُمُّهُ كُرْهًا وَ وَضَعَتْهُ كُرْهًا وَ حَمْلُهُ وَ فِصٰلُهُ
ثَلٰثُونَ شَهْرًا حَتّٰى اِذَا بَلَغَ اَشُدَّهُ وَ بَلَغَ اَرْبَعِيْنَ
سَنَةً قَالَ رَبِّ اَوْزِعْنِيْ اَنْ اَشْكُرَ نِعْمَتَكَ الَّتِيْ
اَنْعَمْتَ عَلَيَّ وَ عَلٰى وَالِدَيَّ وَ اَنْ اَعْمَلَ صَالِحًا
تَرْضٰهُ وَ اَصْلِحْ لِيْ فِيْ ذُرِّيَّتِيْ اِنِّيْ تُبْتُ اِلَيْكَ
وَ اِنِّيْ مِنَ الْمُسْلِمِيْنَ [9]

Domethënë, Ne e kemi porositur njeriun: Duhet të sillesh mirë ndaj prindërve të tu! Shih se çfarë mundimesh ka përballuar nëna jote për ty! Ajo hoqi gjithë atë vuajtje për një kohë të gjatë të shtatzënisë dhe të ka lindur duke përjetuar dhimbje të padurueshme. Për tridhjetë muaj, që nga shtatzënia e saj e deri te periudha kur të ushqeu me gjirin e vet, ajo u mundua vazhdimisht.

Pastaj Allahu thotë se kur një njeri i mirë arrin të dyzetat dhe bëhet i pjekur, atëherë i kujtohen porositë e Zotit dhe fillon të lutet: O Zoti im, që sot më mundëso të të falënderoj Ty për të gjitha mirësitë që m'i bëre mua dhe prindërve të mi. O Zoti im, që sot më mundëso që të bëj ato punë që të pëlqejnë Ty dhe m'i udhëzo edhe fëmijët e mi O Zot. Nëse unë kam bërë padrejtësi ndaj prindërve të mi, të mos ndodhë që edhe ata të veprojnë ashtu. Nëse unë kam kaluar një jetë të shthurur, të mos ndodhë që edhe ata të jetojnë ashtu. O Zoti im, sot unë pendohem dhe bëhem ndër të bindurit e Tu.

Pra, Zoti i Lartësuar tregon në këtë ajet që njerëzve të mirë, dyzetvjetori i lindjes u vjen i bekuar dhe çdokush që ka shpirtin e së vërtetës, ai patjetër merr një hov në këtë moshë. Shumë nga profetët e mëdhenj janë shfaqur pikërisht në këtë moshë. Madje, prijësi dhe udhëheqësi ynë, i zgjedhuri Hazret Muhammedi[s.a.v.s.] në moshën dyzet vjeçare ishte caktuar si reformator i njerëzimit.✫

*(Vazhdon...)*

9. El-Ahkaf 46:16

# Vdekja e Hazret Isait

paqja qoftë mbi të

Argumente
nga Kurani Famëlartë
dhe hadithet
e Profetit Muhammed

*paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të*

Një nga diferencat e mëdha midis besimit të Xhematit Musliman Ahmedia dhe të myslimanëve të tjerë është se ata besojnë se profeti Isa a.s., i biri i Merjemes nuk ka vdekur deri tani dhe është akoma i gjallë; gjithashtu ata janë duke pritur zbritjen e tij nga qielli, ndërsa Xhemati Musliman Ahmedia beson se sipas Kuranit të Madhërishëm dhe haditheve të Profetit Muhamed s.a.v.s., profeti Isa a.s. ndërroi jetë, si gjithë profetët e tjerë. Dihet që njeriu jeton një kohë të caktuar e vdes dhe ky fenomen nuk ka përjashtim. Por, joahmedianët na pyesin: Çfarë argumentesh keni për vdekjen e Isait a.s? Në fakt, vdekja e tij nuk kërkon asnjë arsye, në qoftë se edhe Hazret Isai a.s. ishte një njeri si gjithë profetët e tjerë. Përkundrazi, ata që besojnë në jetën e tij të jashtëzakonshme, duhet ta shpjegojnë mendimin e tyre me argumente të forta, sepse sa më i pazakontë të jetë pohimi, aq më i fortë duhet jetë edhe argumenti për ta mbështetur atë.

Megjithatë, Xhemati Musliman Ahmedia, prej më shumë se një shekulli, paraqet argumente nga Kurani dhe hadithet e të Dërguarit të Allahut s.a.v.s. që deklarojnë kategorikisht vdekjen e natyrshme të Hazret Isait a.s. Veç kësaj, edhe es-habët e të Dërguarit të Allahut s.a.v.s., edhe dijetarët e periudhës së parë si dhe disa dijetarë të mëvonshëm kishin të njëjtin besim. Në këtë temë, do t'ju sjellim vetëm disa nga argumentet kryesore nga dy burimet themelore të fesë Islame: Kurani Famëlartë dhe hadithet e të Dërguarit të Allahut s.a.v.s.



## SHTATË ARGUMENTE TË PATHYESHME NGA KURANI PËR VDEKJEN E HAZRET ISAIT A.S.

### Argumenti i parë:

Zoti i Madhërishëm, në Kuranin Famëlartë, përshkruan se në Ditën e Gjykimit kur të mbledhë të gjithë profetët, Ai do ta pyesë edhe Hazret Isain a.s.:

"O Isa, i biri i Merjemes! A ti u the njerëzve: "Më besoni mua dhe nënën time si dy zota krahas Allahut!?" Isai do të thotë: "Qofsh i lartësuar dhe i lavdëruar! Nuk më takon mua të them diçka, për të cilën nuk kam aspak të drejtë! Po ta kisha thënë, Ti me siguri do ta dije. Ti e di çfarë ka në shpirtin tim, por unë nuk e di çfarë ka në Veten Tënde. Vetëm Ti i di të gjitha të fshehtat! Unë nuk u kam thënë atyre asgjë tjetër, përveç asaj që më urdhërove Ti: "Adhuroni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj!" Jam dëshmitar për atë sa kam jetuar midis tyre, e pasi më more shpirtin, Ti ishe mbikëqyrës i tyre. Ti je Dëshmitar për çdo gjë!"

(El-Maidah 5:116-117)

Në këtë ajet, Kurani Famëlartë na informon për dy kohë të jetës së Hazret Isait a.s: (1) koha kur ka jetuar Hazret Isai a.s. me popullin e tij dhe (2) koha kur ai nuk ka jetuar më me popullin e tij. Para Zotit të Madhërishëm, ai pohon që di vetëm çfarë ka ndodhur kur ka jetuar me popullin e tij. Ndërsa, për rrugën e devijimit që ndoqën të krishterët duke e bërë atë dhe nënën e tij zota përveç Allahut, Hazret Isai a.s., në Ditën e Gjykimit, nuk ka dijeni. Nëse e kuptojmë drejt këtë ajet, del se Hazret Isai a.s. ka vdekur, por nëse atë e konsiderojmë të gjallë edhe pas kësaj dëshmie, atëherë dëshmia e tij ***'Jam dëshmitar për atë sa kam jetuar midis tyre'***, në Ditën e Gjykimit, neudhubillah, do të jetë gënjeshtër, pasi që me ardhjen e tij të sërishme në këtë botë, ai patjetër se do ta kuptojë devijimin e të krishterëve ku ai konsiderohet zot krahas Allahut.

## Komentimi i ajetit nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s.

Ngjarja e mësipërme, nuk do të ndodhë vetëm me Hazret Isain a.s., por edhe me Profetin tonë të dashur Hazret Muhammed[s.a.v.s.] Si Hazret Isai a.s., edhe ai do të shfajësohet duke dhënë të njëjtën përgjigje, madje në një hadith që përmendet në Buhari, Hazret Profeti Muhammed[s.a.v.s.] u referohet pikërisht fjalëve të Hazret Isait a.s.

Hazret Ibne Abasi r.a. thotë se i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka thënë:

*"Disa nga shokët e mi (në Ditën e Gjykimit) do të ndahen nga e majta (d.m.th. në xhehenem) dhe disa nga e djathta (d.m.th. në xhenet), atëherë unë do të them: "Po shokët e mi"?!*

*Do të thuhet: "Ata janë prej atyre që janë devijuar prej kohës kur ti je ndarë nga ata." Unë do të them ashtu siç tha robi i mirë Isai, biri i Merjemes:* Jam dëshmitar për atë sa kam jetuar midis tyre, e pasi më more shpirtin, Ti ishe mbikëqyrës i tyre. Ti je Dëshmitar për çdo gjë!"

(Buhari, Libri i të Dërguarve, nr. i hadithit 3447)

Ahmedianët e kuptojnë ajetin e Kuranit të Shenjtë që i referohet Hazret Isait [a.s.], pikërisht siç e ka shpjeguar Profeti Muhammed[s.a.v.s.] në hadithin e tij. Ngritja e Isait ndodhi pikërisht ashtu siç ndodhi ngritja e Hazret Profetit Muhammed[s.a.v.s.] Përndryshe fjalët e tij *Unë do të them ashtu siç tha robi i mirë Isai* nuk do të kenë asnjë kuptim.

Hadithi është shumë i qartë në kuptimin e tij. Edhe Hazret Isai a.s. edhe Profeti Muhammed[s.a.v.s.] në Ditën e Gjykimit, do të shprehin padijeninë e tyre për devijimin e të krishterëve apo të muslimanëve pas largimit të tyre nga kjo botë. Pra, nëse do të kthehet Hazret Isai [a.s.] edhe një herë, ai menjëherë do të njoftohet për devijimin e të krishterëve. Atëherë si mund të gënjejë ai para Zotit në Ditën e Gjykimit duke thënë se nuk dinte ç'kishte ndodhur pas tij.

Themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia, duke komentuar këtë ajet, thotë:

"Tani, daç përktheji fjalët *"kur Ti ma more shpirtin"*, daç padrejtësisht rri ngultas duke komentuar *"kur Ti më more*

*mua me gjithë trupin tim”*, me cilindo rast, ky ajet deklaron se Hazret Isai [a.s.] s’ka për të ardhur përsëri në Tokë. Sepse, nëse ai vjen prapë në këtë botë, para Ditës së Kiametit, dhe thyen kryqin, atëherë duke qenë profet, si është e mundur që ai të gënjejë në Ditën e Gjykimit para Zotit dhe të thotë: - *Unë nuk di asgjë që pas meje umeti im e ka përvetësuar këtë besim të gabuar dhe mua dhe nënën time kanë bërë zota.* Një njeri që vjen edhe një herë në këtë botë, qëndron dyzet vjet këtu, lufton me të krishterët, dhe po ashtu, ai është edhe profet, si është e mundur që ai të thotë një gënjeshtër kaq të rëndë: - *Unë nuk di asgjë*. Pra, ky ajet ndalon Isain [a.s.] të vijë prapë në këtë botë, përndryshe, ai do të duhet të njihet si njeri i pandershëm. Edhe nëse ai ende jeton në qiell, ky ajet e ndalon atë të kthehet në tokë deri në Ditën e Kiametit, atëherë a do të vdesë ai në qiell? A është aty vendi ku ai do të varroset? Mirëpo kjo do të kundërshtonte një ajet tjetër që thotë:

فِيهَا تَمُوتُونَ

Në këtë tokë do të vdisni”[1]. Prandaj, e gjithë kjo me të vërtetë tregon se Hazret Isai [a.s.] nuk ka shkuar në qiell me trupin e tij fizik, por ka ndërruar jetë. Libri i Allahut me qartësi të plotë e ka vendosur këtë. A nuk është gjynah atëherë ta kundërshtosh përfundimin që është nga Libri i Allahut?”

(“Testamenti”, f. 17-18, Prishtinë, 2011)

Në Kuranin e Madhërishëm, jo vetëm për Hazret Isain ose për Hazret Muhammedin [s.a.v.s.], por për të gjithë profetët është përmendur:

يَوْمَ يَجْمَعُ اللّٰهُ الرُّسُلَ فَيَقُوْلُ مَاذَآ اُجِبْتُمْ ۗ
قَالُوْا لَا عِلْمَ لَنَا ۗ اِنَّكَ اَنْتَ عَلَّامُ الْغُيُوْبِ ۝

*Një ditë Allahu do t’i tubojë të dërguarit e do t’u thotë: “Si ju janë përgjigjur?” Ata (të dërguarit) do të thonë: “Ne s’kemi dijeni; vetëm Ti i di të gjitha fshehtësitë”.*

(El-Majda 5:110)

Kështu që, besimi në jetën e jashtëzakonshme të Hazret Isait a.s., jo vetëm që nuk bazohet në ajetet e Kuranit Famëlartë, por gjithashtu sjell kundërshtime të papajtueshme midis ajeteve të tjera.

## Argumenti i dytë

Allahu i Madhërishëm i bëri katër premtime Hazret Isait[a.s.], të cilat janë përmendur në Kuranin Famëlartë:

اِذْ قَالَ اللّٰهُ يٰعِيْسٰٓى اِنِّيْ مُتَوَفِّيْكَ وَرَافِعُكَ اِلَيَّ
وَمُطَهِّرُكَ مِنَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَجَاعِلُ الَّذِيْنَ
اتَّبَعُوْكَ فَوْقَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا اِلٰى يَوْمِ الْقِيٰمَةِ ۚ

*“(Kujtojeni kohën) Kur Allahu tha: O Isa, Unë do të ta marr ty shpirtin dhe do të të ngre ty drejt Meje dhe do të të liroj ty nga akuzat e jobesimtarëve dhe do t’i lartësoj ndjekësit e tu kundër jobesimtarëve deri në Ditën e Kiametit”.*

(Ale Imran 3:56)

Në këtë ajet Allahu i Plotfuqishëm i bën katër premtime Hazret Isait a.s., të

1 El-Araf 7:26

cilat janë:

1. Unë do të ta marr shpirtin.
2. Unë do të të ngre ty drejt Meje.
3. Unë do të të pastroj ty nga akuzat e mosbesimtarëve.
4. Unë do t'i lartësoj ndjekësit e tu kundër jo-besimtarëve deri në Ditën e Kiametit.

Këtu thuhet shumë qartë se Hazret Isai a.s. u lartësua pas vdekjes së tij, pasi që premtimi i parë thotë: Unë do të të marr shpirtin (do të të shkaktoj ty vdekjen). Ne e dimë shumë mirë se të gjithë shpirtrat e profetëve të tjerë kanë shkuar drejt Allahut të Plotfuqishëm. Asnjë pre tyre nuk shkoi në ndonjë drejtim tjetër. Jo vetëm për profetët e Tij, por edhe për gjithë njerëzit e sinqertë, Allahu ka deklaruar në Kuranin Famëlartë se ata do të kthehen te Allahu i Plotfuqishëm:

> *"O ti shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt i kënaqur dhe i pranuar! Hyr në grupin e robërve të Mi! dhe hyr në xhenetin Tim."*
>
> (El-Faxhr 89: 29-31)

Edhe pse ajeti është shumë i qartë, disa sekte muslimane më kot përpiqen të provojnë një kuptim tjetër për të, dhe se fjalët *tavfaitani* dhe *mutauefika*, në këtë ajet dhe në ajetin e përmendur në argumentin e parë, sipas tyre janë përdorur me kuptimin *të marrë ty me gjithë shpirt dhe trup*. Ky është një gabim i hapët gjuhësor, sepse në gjuhën arabe fjala *"tavafa"*, prej së cilës dalin të dyja fjalët e lartpërmendura, ka vetëm kuptimin e marrjes së shpirtit, kur vepruesi është Zoti ose ndonjë engjëll i tij i përcaktuar për këtë punë dhe kundrina e drejtë është njeriu ose ndonjë gjallesë tjetër, mbi të cilën bie veprimi.

Në Kuranin e Shenjtë, kjo fjalë përdoret 25 herë me rasa të ndryshme. Mes tyre, vetëm 2 ajete bëjnë fjalë për Hazret Isain a.s. Të gjithë muslimanët unanimisht kuptojnë se 23 ajetet e tjera të Kuranit të Shenjtë, ku Allahu e përdori këtë fjalë, kanë vetëm domethënien *"të shkaktoj vdekjen"* **ose** *"të marr shpirtin"*. Kjo mund të bëhet, ose duke i dhënë fund jetës së personit ose duke i marrë shpirtin përkohësisht gjatë gjumit. Askund nuk kuptohet me këtë fjalë *"të marr shpirtin dhe trupin fizikisht"*.[2]

Kurani i përdor të njëjtat fjalë edhe për Profetin Muhammed[s.a.v.s.] Por, të gjithë e dimë se ai pati një vdekje të natyrshme diku rreth moshës 62-vjeçare.

Buhariu dhe Ibni Abasi tregojnë kuptimin e saktë të fjalës "tavafa"

*"(Kujtojeni kohën) Kur Allahu tha: O Isa, Unë do ta marr ty shpirtin dhe Unë do të të ngre ty drejt Meje dhe do të të liroj ty nga akuzat e jobesimtarëve dhe do t'i lartësoj ndjekësit e tu kundër jobesimtarëve deri në Ditën e Kiametit;"*.

---

2. Për t'i gjetur ato ajete në Kuran, mund të ndiqni këto referenca të Kuranit: (1) El-Bekare 2:235; (2) El-Bekare 2:241; (3) Ali Imran 3:56; (4) Ali Imran 3:194; (5) En-Nisa 4:16; (6) En-Nisa 4:98; (7) El-Maida 5:118; (8) El-Anam 6:61; (9) El-Anam 6:62; (10) El-Araf 7:38; (11) El-Araf 7:127; (12) El-Anfal 8:51; (13) Junus 10:47; (14) Junus 10:105; (15) Jusuf 12:102; (16) Er-Rad 13:41; (17) En-Nahl 16:29; (18) En Nahl 16:33; (19) En-Nahl 16:71; (20) El-Haxh 22:6; (21) Es-Sexhda 32:12; (22) Ez-Zumër 39:43; (23) Gafir 40:68; (24) Gafir 40:78; (25) Muhammed 47:28;

Për fjalën *"mutevefika"*, Hazret Ibni Abasi r.z., që është një sahab i njohur i Profetit Muhammed[s.a.v.s.] dhe komentues pionier i Kuranit të Madhërishëm, tregon që kuptimi i kësaj fjale është "të marrë ty shpirtin", gjë që përshkruan Imam Buhariu në librin e tij të haditheve. Hazret Imam Buhariu thotë:

قَالَ اِبْنُ عَبَّاسٍ مُتَوَفِّيْكَ اَىْ مُمَيِّتُكَ

"Ibni Abasi thotë *muteuefika* do të thotë të të shkaktoj vdekjen".

(Sahih Buhari, Kitabut Tefsir, Suretul Maidah, "ma xha'alallahu min bahiratin...")

Ish-kryeimami i universitetit të famshëm islamik "El-Az'har" të Egjiptit, rreth kësaj fjale thotë:

قال شيخ الازهر محمود شلتوت: و كلمة (توفى) قد وردت في القرآن كثيرا بمعنى حتى صار هذا المعنى هو الغالب عليها المتبادر منها، ولم تستعمل في غير هذا المعنى الا و بجانبها ما يصرفها عن هذا المعنى المتبادر.

(شلتوت، الفتاوى، ص ٦١)

*"Fjala "tavafa" u përmend në Kuran kaq shumë herë në një kuptim të caktuar, saqë ai është bërë kuptimi i parë dhe i përgjithshëm i saj dhe ajo nuk përdoret për ndonjë kuptim tjetër, përveç se nëse shoqërohet me ndonjë fjalë tjetër që i japin një kuptim të ri".*

(Sheltut, El-fataua, f. 61)

Themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia deklaron:

*Nëse ndokush do të më paraqesë kuptimin e fjalës "tavafa" nga Kurani Famëlartë ose nga ndonjë hadith i Profetit Muhammed[s.a.v.s.] ose nga ndonjë vepër letrare poetike apo proze, ose nga literatura e vjetër ose e reja arabe, që fjala "tavafa", kur Allahu është kryefjalë dhe ndonjë qenie e gjallë është kundrinë e drejtë, do të thotë tjetër gjë, veçse "të marr shpirtin". Nëse ajo përdoret për të marrë shpirtin dhe gjithashtu edhe trupin, unë premtoj në emër të Allahut të Plotfuqishëm se do t'i jap atij personi shumën në të holla prej 1000 rupi pasi të kem shitur një pjesë të pronës sime. Përveç kësaj, në të ardhmen, do të rrëfej mjeshtërinë e tij në diturinë e Kuranit dhe hadithit.*

(Ruhani Khazain, vol. 3, "Izalae Auham, f. 603)

## Argumenti i tretë

Allahu i Madhërishëm, në Kuranin e Shenjtë, thotë:

وَمَا مُحَمَّدٌ اِلَّا رَسُوْلٌ ۚ قَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِهِ الرُّسُلُ ۗ اَفَاۡئِنْ مَّاتَ اَوْ قُتِلَ انْقَلَبْتُمْ عَلٰٓى اَعْقَابِكُمْ ۗ وَمَنْ يَّنْقَلِبْ عَلٰى عَقِبَيْهِ فَلَنْ يَّضُرَّ اللّٰهَ شَيْـًٔا ۗ وَسَيَجْزِى اللّٰهُ الشّٰكِرِيْنَ ۝

*"Dhe Muhammedi është vetëm një i dërguar. Vërtet, të gjithë të dërguarit kanë vdekur para tij, Pra, nëse ai vdesë ose vritet, a do të ktheheni gjurmëve tuaja? Ai që kthehet mbrapa s'mund t'i bëjë dëm Allahut. Dhe Allahu do t'i shpërblejë mirënjohësit."*

(Ale Imran 3: 145)

Ky ajet një herë e përgjithmonë na jep vendimin se të gjithë profetët para profetit Muhammed[s.a.v.s.] kanë ndërruar jetë. Isai a.s., jo vetëm që ishte një ndër ata, madje sipas rendit kronologjik, ishte profeti më afër me Profetin Muhammed [s.a.v.s.]

### Konsensusi i parë i es-habëve të të Dërguarit të Allahut[s.a.v.s.] ishte për vdekjen e të gjithë profetëve të mëparshëm

Është vërtetuar edhe nga historia, se të gjithë *es-habët* e Profetit Muhammed[s.a.v.s.] unanimisht ranë dakord se të gjithë profetët, para tij, kanë vdekur. Në Buhari është përmendur shumë qartë se mbledhja e parë e *es-habëve*, pas vdekjes së Profetit Muhammed [s.a.v.s.], ishte bërë pikërisht mbi faktin se të gjithë profetët para Profetit Muhammed[s.a.v.s.] kishin vdekur dhe se edhe ai ishte njëri prej tyre.

Ditën kur kishte ndërruar jetë i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.], shumë nga es-habët e tij nga pikëllimi i thellë, e humbën kontrollin. Edhe një njeri i përmbajtur si Hazret Umeri r.a., doli i zemëruar përpara njerëzve dhe me shpatë të zhveshur deklaroi: *kushdo që thotë se i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka ndërruar jetë, unë do t'ia pres kokën*. Vetëm kur erdhi Hazret Ebu Bekri dhe i qetësoi es-habët duke lexuar pikërisht ajetin që lexuam më lart dhe duke provuar se si të gjithë profetët, edhe i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka ndërruar jetë. Në Buhari rrëfehet:

*"Ndërkohë Hazret Umeri r.a. po u drejtohej njerëzve, erdhi Hazret Ebu Bekri r.a. dhe i kërkoi Hazret Umerit r.a. të ulej. Por ai e refuzoi. Megjithatë, njerëzit e lanë atë dhe i kushtuan vëmendje fjalës së Ebu Bekrit r.a. Ai tha: O njerëz, ata që adhuruan Muhammedin[s.a.v.s.] le ta dinë se Muhammedi[s.a.v.s.] ka ndërruar jetë. Por ata që ndër ju adhuruan Allahun, le të dinë se Allahu jeton dhe nuk do të vdesë kurrë. A nuk ka thënë Allahu:*

**"Muhammedi[s.a.v.s.] është vetëm një i dërguar dhe të gjithë të dërguarit përpara tij kanë ndërruar jetë...."**

*Hazret Ibni Abasi thotë: Për Zotin, sikur njerëzve u duk që Zoti e zbriti këtë ajet në Kuran, ditën kur e lexoi Ebu Bekri. Të gjithë e pranuan dhe pastaj, aty nuk ishte njeri që nuk e recitonte këtë ajet. Said Bin Musajib transmeton: Umeri r.a. tha: "Pasha Zotin, atë ajet sikur e kam dëgjuar vetëm kur e lexoi Ebu Bekri. Unë gati u humba, këmbët më filluan të dridheshin dhe rashë në tokë. Vetëm kur e lexoi këtë ajet Ebu Bekri, e kuptova se i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka ndërruar jetë".*

(Buhariu, Kitabul Magazi, Bab Mardun Nebij ue uefatuhu, vëll 3, f. 1343-1344, shtypshkronja "El-Mektebah El-Esrijah", Bejrut)

Po të besohej se Hazret Isai ishte i gjallë në atë kohë, atëherë Hazret Umeri r.a. do të kishte momentin e duhur për ta kundërshtuar fjalën Hazret Ebu Bekrit r.a duke i thënë se si ka mundësi që Hazret Isai a.s. është i gjallë, ndërsa Profeti Muhamed [s.a.v.s.], që është profeti më i madh, të ketë ndërruar jetë! Pra, mbledhja e parë e es-habëve menjëherë pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut[s.a.v.s.] ka qenë pikërisht për faktin se ai dhe gjithë profetët e tjerë të mëparshëm kanë ndërruar jetë.

## Argumenti i katërt

Në Kuranin Famëlartë, duke iu referuar të gjithë profetëve, Allahu xh. sh. thotë:

*"Ne nuk i kemi bërë ata (të dërguarit) trupa që nuk hanë ushqim, as nuk kanë qenë të pavdekshëm.*

(El-Enbija 21:9)

Të gjithë muslimanët dinë dhe besojnë që edhe Hazret Isai a.s. ka qenë një njeri dhe profet. Nëse ai ka shkuar në qiell me trupin e tij fizik, atëherë sipas këtij ajeti të Kuranit, ai duhet të ushqehet edhe sot. Mirëpo, ku ha ai? Ku pi? Pasojat e ushqimit që i vijnë ku derdhen? Përgjigja e këtyre pyetjeve do të jetë shumë qesharake nëse njerëzit vazhdojnë të besojnë idenë e gabuar të jetës së Hazret Isait. Këtu nuk duhet të ngatërrohemi me ajetin, në të cilin Allahu flet për dëshmorët se ata ushqehen pasi që janë të gjallë. Sigurisht që ata nuk ushqehen përmes atij trupi që varroset në dhe, ndërsa në ajetin e mësipërm, Zoti flet për ushqimin që i duhet trupit, duke mos përjashtuar edhe trupat e profetëve. Edhe vetë i Dërguari i Allahut s.a.v.s., në një *dua*, thotë:

ولا منتغنى عنه ربّنا

*O Zoti ynë, ne nuk mund të lirohemi nga ky (ushqim).*

(Buhariu, Kitabul atimah, bab ma jekulu idha ferega min te'amihi)

Nga ana tjetër, vetë Kurani e pohon në mënyrë të drejtpërdrejtë se Hazret Isai a.s. ishte ushqyer dikur në të kaluarën, por jo edhe tani.

*"Mesihu, biri i Merjemes, ka qenë vetëm një i dërguar. Të gjithë të dërguarit që kanë qenë përpara tij kanë vdekur. Dhe nëna e tij ishte e virtytshme.* ***Ata të dy hanin ushqim****. Vëreni se si i shpjegojmë Ne argumentet për të mirën e tyre, dhe vëreni se si devijojnë ata!"*

(El-Majdah 5:76)

Vallë, ata që besojnë se Hazret Isai a.s. është i gjallë akoma, pse nuk mendojnë se me këtë besim të tyre të gabuar vetëm se kundërshtojnë ajetet e Kuranit, për të cilin përbetohen se e respektojnë! Pika kryesore e këtij ajeti është pikërisht jeta dhe vdekja njerëzore e Hazret Isait a.s. si gjithë profetët e tjerë. "*Vëreni se si i shpjegojmë Ne argumentet për të mirën e tyre, dhe vëreni se si devijojnë ata!"*

## Argumenti i pestë:

Allahu i Madhërishëm, në Kuranin Famëlartë, pohon:

*"...idhujt që i thërrasin ata në vend të Allahut, nuk krijojnë asgjë, madje ata vetë janë të krijuar. Ata janë të vdekur e jo të gjallë. Dhe s'dinë se kur do të ringjallen."*

(En-Nahl 16: 21-22)

Siç e dimë që edhe Hazret Isa a.s. adhurohet nga të krishterët si zot ose si "i biri i Zotit". Vetë Kurani e përmend këtë gabim të tyre:

*"Padyshim, mohuan besimin ata që thonë: "Allahu është Mesihu, i biri i Merjemes!"*

(El-Maidah 5:18)

Pra, edhe Isai a.s. ka vdekur. Madje, duke iu referuar numrit të krishterëve, mund të themi se figura e tij është një nga më të njohurat që njerëzit e adhurojnë dhe e shoqërojnë me Zotin. Kështu që, ajeti i sures En-Nahl, pikë së pari i aplikohet atij dhe pohon që "ai është i vdekur dhe jo i gjallë dhe s'di se kur do të ringjallet".

## Argumenti i gjashtë:

Po të bëhej ndonjë përjashtim prej Zotit që ndonjë profet të mbetej i gjallë, atëherë sipas Kuranit Famëlartë kjo e drejtë do t'i takonte më së shumti profetit tonë të dashur Hazret Muhammedit s.a.v.s. Siç ka thënë Allahu:

وَمَا جَعَلْنَا لِبَشَرٍ مِّنْ قَبْلِكَ الْخُلْدَ ط
اَفَاْئِنْ مِّتَّ فَهُمُ الْخٰلِدُوْنَ ۝ كُلُّ نَفْسٍ
ذَآئِقَةُ الْمَوْتِ ط وَنَبْلُوْكُمْ بِالشَّرِّ
وَالْخَيْرِ فِتْنَةً ط وَاِلَيْنَا تُرْجَعُوْنَ ۝

*"Ne nuk i kemi dhënë askujt para teje (o Muhammed) jetë të përhershme. Pra nëse ti vdes, a do të jetojnë ata përgjithmonë?" Çdo jetë do ta shijojë vdekjen. Dhe Ne ju sprovojmë me të keqen dhe të mirën. Përfundimisht te Ne do të ktheheni.*

(El-Anbija 21:35)

Pra, edhe dashuria ndaj Profetit tonë s.a.v.s., na kërkon që të heqim dorë nga kjo ide e gabuar.

## Argumenti i shtatë:

Mekasit, si shenjë, i kishin kërkuar edhe të Dërguarit të Allahut s.a.v.s. të ngrihej në qiell e t'u sillte një libër të shpallur. Por, duke iu përgjigjur kërkesës së tyre, i Dërguari i Allahut s.a.v.s. tha që një njeri edhe sikur të jetë profet nuk mund të ngrihet fizikisht në qiell, sepse kjo është kundër ligjeve të Zotit. Kjo ngjarje përmendet në suren Isra si më poshtë:

*"Ne nuk të besojmë ty (o Muhammed) ... derisa të kesh shtëpi prej ari ose, derisa të ngjitesh në qiell. Ne nuk do të të besojmë, edhe sikur të ngjitesh në qiell, derisa të na sjellësh një libër që ta lexojmë". Thuaj: "I Shenjtë qoftë Zoti im! Unë nuk jam tjetër, veçse njeri dhe i dërguar"!*

(El-Isra 17:91-94)



# ARGUMENTE TË TJERA NGA HADITHET E TË DËRGUARIT TË ALLAHUT S.A.V.S.

Në argumentin e parë që kemi sjellë nga Kurani, lexuat edhe hadithin e të Dërguarin e Allahut s.a.v.s., i cili tregon që edhe Hazret Isai po ashtu edhe vetë i Dërguari i Allahut s.a.v.s. nuk do të kenë dijeni në Ditën e Kiametit se çfarë ndodhi pas largimit të tyre nga kjo botë dhe si i tillë, Hazret Isai në asnjë mënyrë nuk mund të kthehet në këtë botë. Veç kësaj lexuat edhe vërtetimin e të gjithë es-habëve të të Dërguarit të Allahut s.a.v.s., të cilët menjëherë pas

vdekjes së tij, unanimisht ranë dakord mbi faktin që të gjithë profetët para Hazret Muhammedit[s.a.v.s.] kanë ndërruar jetë. Hadithet rreth vdekjes së Hazret Isait nuk mbarojnë vetëm me kaq, por ka shumë të tjera që e sqarojnë edhe më hollësisht këtë çështje.

## Pamje të ndryshme të dy Mesihëve, të përshkruara nga i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.]

Sipas Kuranit Famëlartë, Hazret Muhammedi[s.a.v.s.] ka ngjashmëri me Hazret Musain a.s. umeti i Muhammedit[s.a.v.s.] ka ngjashmëri me umetin e Musait, siç thotë Kurani:

*"Ne dërguam tek ju një profet si dëshmitar mbi ju, mu ashtu siç i kemi dërguar edhe Faraonit një profet."*

(El-Muzzammil 73:16)

Në një hadith tjetër, i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] thotë:

*"Jam i sigurt se do të ndiqni rrugët e të parëve, hap pas hapi, pëllëmbë pas pëllëmbe. Ata edhe nëse hynë në vrimën e hardhucës, edhe ju do të hyni në të.*

*O i Dërguar i Allahut[s.a.v.s.] – e pyetëm – a keni fjalën për hebrenjtë dhe të krishterët?*

*Kush tjetër?! – tha ai."*

(Buhari, Libri i Pejgamberëve, nr. i hadithit 3456)

Siç e dimë që Hazret Isai a.s. kishte ardhur në fillim të shekullit katërmbëdhjetë pas Hazret Musait a.s.. Në të njëjtën mënyrë, edhe Mesihu i Premtuar gjithashtu duhet të vinte në të njëjtën hapësirë kohore pas Profetit Muhammed[s.a.v.s.] Mu për shkak të kësaj ngjashmërie të plotë, Mesihu i Premtuar është quajtur Isai, i biri i Merjemes. Por, Profeti Muhammed[s.a.v.s.] na ka qartësuar në dritën e diellit se të dy këta, edhe pse kanë të njëjtin emër, janë personalitete të ndryshme. Madje, ai na përshkruan pamjet e të dyve, që janë krejtësisht të ndryshme me njëra-tjetrën. Këto hadithe, janë përmendur në Buhari edhe në Muslim. Këto hadithe, duke na dhënë fizionomi të ndryshme të dy Isave, flasin vetë se cila pamje cilit Isa i përket.

### Pamja e Mesihut Musaian

Transmetohet nga Hazret Ibne Abasi r.a. se i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka thënë: *"E kam parë Isain, Musain dhe Ibrahimin.* ***Për sa i përket Isait, ai ka trup të bardhë, flokë kaçurrelë, dhe kraharor të gjerë.*** *Për sa i përket Musait, ai ka ngjyrë gështenje, i lartë, flokë të drejtë sikur të jetë nga fisi ez-zutt."*

(Buhariu, Libri i Pejgamberëve, nr i hadithit 3437)

Pra, bëhet fjalë për Isain që ka qenë në të kaluarën, sepse përmenden edhe Hazret Musai a.s. dhe Hazret Ibrahimi a.s.

### Pamja e Mesihut Muhammedan

Transmeton Ubaidullah se i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka thënë: *"Në ëndërr pashë te Qabeja, ishte* ***një njeri ngjyrë gështenje, me atë bukuri që mund të ketë vetëm njeriu ngjyrë gështenje, kishte flokë të drejtë që i binin mbi kraharor,*** *kurse*

*nga koka i pikonin pika uji. Duart i kishte hedhur mbi supet e dy burrave dhe bënte tevaf rreth Qabesë.*

*Kush është ky? – pyeta. Ata m'u përgjigjën:*

*Ky është Mesihu, biri i Merjemes!*

*Pastaj pas tij, pashë një njeri, kaçurrel, qorr në syrin e djathtë, më shumë i përngjante Ibën Kattanit nga të gjithë që kam parë. Duart i kishte vendosur mbi kraharorin e një njeriu dhe bënte tevaf rreth Qabesë.*

*Kush është ky? – pyeta unë. Ata m'u përgjigjën:*

*El-Mesihud-Dexhxhal! (Dexhxhali i kohës së Mesihut)"*

(Buhari, Libri i Pejgamberëve, nr. i hadithit 3440)

Pra, pamja e atij Isai që do të vinte në kohët e vona është krejtësisht ndryshe me Isain e kaluar, ai i pari kishte trup të bardhë, flokë kaçurrelë dhe kraharor të gjerë, pamje kjo që me të vërtetë i përket fizionomisë së izraelitëve. Ndërsa Isai që do të vinte në kohën e Dexhxhalit, u përshkrua si njeri ngjyrë gështenje shumë i bukur dhe me flokë të drejtë. Është pamje identike e njerëzve të Lindjes. Me fjalë të tjera, Hazret Profeti Muhammed[s.a.v.s.] e ka shpjeguar kaq qartë se pavarësisht se profecia është për ardhjen e Hazret Isait, me këtë përshkrim na la të kuptojmë se nuk do të vijë prapë ai që ka ndërruar jetë, por do të vijë një person tjetër.

## I Dërguari i Allahut, gjatë udhëtimit Isra, Isain [a.s.] e gjen mes profetëve të vdekur

Hazret Malik bin Sa'sa transmeton se i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] duke treguar atë që ndodhi gjatë natës së Israsë, tha:

Isha shtrirë te *Hatimi*, te ndonjë gur i Qabesë, erdhi Xhebraili a.s. dhe më mori mua dhe ne shkuam drejt qiellit. Në qiellin e parë pashë Hazret Ademin a.s.

Xhebraili a.s. më tha:

Ky është babai juaj Ademi, jepi selam atij.

Unë i thashë selam, edhe ai iu përgjigj selamit tim dhe më tha:

Mirë se na erdhe o djalë i dëlirë (*salih*) dhe o profet i dëlirë.

Pastaj, ne shkuam edhe më lart, në qiellin e dytë ... aty ishin të dy kushërinjtë: Jahja[a.s.] dhe Isa[a.s.].

Xhebraili më tha:

Këta janë Jahja dhe Isai a.s. përshëndeti edhe këta.

Unë u dhashë selam, edhe ata ma kthyen mua dhe thanë:

Mirë se na erdhe o vëlla i dëlirë dhe o profet i dëlirë.

(Pas kësaj përshkruhet udhëtimi i mëtejshëm drejt qiejve më të lartë)

(Buhari, Bunjanul Ka'ba, Babul Mi'raxh)

Këtë hadith e përmend Buhariu dhe Muslimi, duke miratuar bashkërisht vërtetësinë e tij. Veç kësaj e përmend edhe Sunan Nisai.

Nga ky hadith, del shumë e qartë që Hazret Isai a.s. nuk jeton më, sepse ai gjendet në mes të njerëzve të vdekur, sepse të gjithë muslimanët, madje edhe të krishterët unanimisht besojnë se Hazret Jahja ka ndërruar jetë.

Veç kësaj, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.], në këtë hadith, përmend gjëra të veçanta

për secilin profet që takoi, por as me një shenjë nuk na tregon se, ndryshe nga të gjithë profetët, vetëm Hazret Isai qenkësh me trup e shpirt, pasi ishte ngritur fizikisht. Pra, hadithi tregon se Hazret i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka takuar shpirtrat e profetëve, e jo trupat fizikë të tyre.

## Mesihu i Premtuar do të jetë një Imam prej muslimanëve

Shumë hadithe të tjera të të Dërguarit të Allahut[s.a.v.s.] konkretizojnë se Mesihu i Premtuar nuk do të jetë ai Isa i kaluar para dymijë vjetëve, por një Imam prej muslimanëve. Realisht, Hazret Profeti Muhammed[s.a.v.s.] ka sqaruar natyrën e ardhjes së Mesihut të Premtuar me detaje. Por, shumë dijetarë, vetëm për ta nxjerrë kuptimin që dëshirojnë, përpiqen t'i shtrembërojnë hadithet, mendime të cilat bien ndesh me ajetet kuranore, me hadithet e të Dëguarit të Allahut[s.a.v.s.] dhe me thëniet e dijetarëve të mëparshëm. I tillë është edhe hadithi që shënohet në Buhari e në Muslim dhe që tregon se Mesihu i Premtuar nuk do të jetë ai Isa i vjetër, por një Imam prej muslimanëve. Në Buhari përmendet:

Transmetohet nga Abu Hurejrah r.z. se Profeti Muhammed[s.a.v.s.] ka thënë:

كَيْفَ اَنْتُمْ اِذَا نَزَلَ ابْنُ مَرْيَمَ فِيْكُمْ وَ اِمَامُكُمْ مِنْكُمْ

*"Si do të jetë gjendja juaj, kur biri i Merjemes do të zbresë në mesin tuaj dhe ai do të jetë Imami juaj nga mesi juaj."*

(Buhariu, Libri i Pejgamberëve, nr. i hadithit 3449)

Pra, hadithi qartazi tregon se Isai a.s. do të jetë një Imam prej muslimanëve, e jo prej bijve të Izraelit. Disa muslimanë të sotëm e keqinterpretojnë këtë hadith duke thënë, se sipas këtij hadithi, Isai do të zbresë prej qiellit dhe Imami i muslimanëve do të jetë një person tjetër nga muslimanët. Ndërsa, transmetimi tjetër që përmendet në Muslim e hedh poshtë këtë interpretim duke sqaruar qartazi se, nuk bëhet fjalë për dy persona të ndryshëm, por bëhet fjalë për Hazret Isain që do të jetë një Imam prej muslimanëve. Muslimi citon:

"Transmetohet nga Abu Hurejrah r.z. se Profeti Muhammed[s.a.v.s.] ka thënë:

اَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ : كَيْفَ اَنْتُمْ
اِذَا نَزَلَ ابْنُ مَرْيَمَ فِيْكُمْ فَاَمَّكُم مِنْكُمْ ۔ فقلتُ لابنِ ابى
ذءب: اِنَّ الاوزعى حدَّثَنا عن الزُّهريِّ عن نافع عن ابى
هريرة : " وَاِمَامُكُمْ مِنْكُمْ" ۔ قَالَ ابْنُ اَبى ذِءب: تَدْرِىْ
مَا اَمَّكُم مِنْكُمْ؟ فَقُلتُ : تُخْبِرُنِىْ ۔ قَالَ: فَاَمَّكُمْ بِكِتَابِ
رِبِّكُم تَبَارَكَ وَتَعَالٰى وَسُنَّةِ نَبِيِّكُم صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ ۔
(مسلم كتاب الايمان باب نزول عيسىٰ ابن مريم)

*"Si do të jetë gjendja juaj, kur biri i Merjemes do të zbresë në mesin tuaj dhe ai do të jetë Imami juaj prej jush." Unë (transmetuesi) i thashë Ibni Abi Dhi'bit se transmetohet nga Abu Hurejrah fjalët "Imamukum minkum" (Imami prej jush). Ibnu Abi Dhi'bi më tha: "A di çka domethënë "Imami prej jush?" Unë i thashë: "Më tregoni!". Ai tha: "Domethënë, ai do t'ju udhëheqë me anë të Librit të Zotit tuaj xh. sh. dhe me anë të sunetit të Profetit tuaj [s.a.v.s.]"*

(Sahih Muslim, Kitabul Iman, Bab Nuzul Isa Ibni Marjem)

## Mesihu i Premtuar dhe Imam Mehdiu janë dy pozita të të njëjtit person

Duhet të dimë që shumica e haditheve që përshkruajnë ardhjen e Imam Mehdiut janë të dobëta, madje disa janë edhe kontradiktore. Prandaj, ka nevojë që vazhdimisht t'i referohemi Kuranit për të zgjedhur hadithet më të sakta. Sipas joahmedianëve, Mesihu i Premtuar dhe Imam Mehdiu janë persona të ndryshëm që do të vijnë për t'i mbështetur e t'i përkrahur muslimanët, ndërsa i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] sqaroi në shumë hadithe se nuk do të vijnë dy njerëz të ndryshëm, por vetëm një, i cili do të ketë dy detyra të ndryshme. Për të luftuar me të krishterët, ai u quajt Mesih i Premtuar dhe për t'i bashkuar e për t'i reformuar muslimanët, ai gëzon statusin e Imam Mehdiut. Një kuptim tjetër i këtyre dy emrave është se Mehdi do të thotë "i udhëzuar", dhe sipas Kuranit Famëlartë, çdo i dërguar i Allahut, së pari është *mehdi* d.m.th. i udhëzuar, pastaj bëhet "udhëzues". Për profetët e Izraelit, Allahu thotë në Kuran:

وَجَعَلْنٰهُمْ اَئِمَّةً يَّهْدُوْنَ بِاَمْرِنَا وَاَوْحَيْنَآ اِلَيْهِمْ فِعْلَ الْخَيْرٰتِ وَاِقَامَ الصَّلٰوةِ وَاِيْتَآءَ الزَّكٰوةِ ۚ وَكَانُوْا لَنَا عٰبِدِيْنَ ۝

*"Ne i bëmë ata udhëheqës (imamë) që udhëzonin sipas urdhrit Tonë dhe i frymëzuam që të bënin vepra të mira, të kryenin faljet dhe të jepnin zeqatin, dhe ata vetëm Ne na adhuruan."*

(El-Enbija 21:74)

Edhe rreth Imam Mehdiut, në Sunan Ibn-e-Maxha, është përmendur:

عن انس بنِ مالک رضی الله عنه اَنَّ رسولَ اللهِ صلی الله عليه وسلم قال: لَا يَزْدادُ الْاَمْرُ اِلَّا شِدَّةً وَلَا الدُّنيا اِلَّا اِدْبَارًا وَلَا النَّاسُ اِلَّا شُحًّا وَلَا تَقُومُ السَّاعةُ اِلَّا علىٰ اَشْرارِ النَّاسِ وَلَا الْمَهْدِيُّ اِلَّا عِيْسَى بْنُ مَرْيَمَ ۔

(ابن ماجه كتاب الفتن باب شدّة الزمان)

Hazret Enes ibn Malik [r.z.] tregon se Hazret i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka thënë: *"Gjërat do të përkeqësohen shumë, bota do të degradohet në ekstrem dhe njerëzit do të përparojnë vetëm në koprraci e lakmi dhe Ora do t'u vijë vetëm njerëzve të këqij dhe nuk do të ketë asnjë Mehdi tjetër përveç Isait birit të Merjemes."*

(Ibni Maxhah, Kitabul fiten, Bab shiddatuz zaman)

Në një hadith tjetër, Hazret Profeti Muhammed[s.a.v.s.] e sqaron akoma më shumë këtë çështje, duke përmendur të dyja pozitat për një person dhe gjithashtu përmend edhe detyrat e ardhjes së Hazret Isait ashtu siç janë përmendur edhe në Buhari:

عن ابى هريرة رضى الله عنه عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللّٰهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ : يوشك من عاش منكم أن يلقى عيسى ابن مريم إماما مهديا وحكما عدلا فيكسر الصليب ويقتل الخنزير ويضع الجزية وتضع الحرب أوزارها.

(مسند احمد جلد 2 رقم الصفحة 411)

Transmetohet nga Abu Hurejrah [r.z.] se Hazret i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka thënë:

*"Çdokush që do të jetojë prej jush, do ta gjejë Isain birin e Merjemes si Imam Mehdi, si vendimtar, gjyqtar, ai do ta thyejë kryqin, do të mbysë derrin dhe do të heqë xhizjen dhe lufta (xhihadi) do të dorëzojë armët e saj."*

(Musnad Ahmed, vol. 2, f. 411)



# KEQKUPTIMI I DISA MUSLIMANËVE PËR ÇËSHTJEN E HAZRET ISAIT

Tani shtrohet pyetja, se përse u devijuan muslimanët rreth kësaj çështjeje? Një nga arsyet është se kur shumë prej të krishterëve u kthyen në myslimanë, ata sollën me vete edhe konceptin e gabuar rreth Hazret Isait a.s. Të krishterët, që para kohës se Profetit Muhammed[s.a.v.s.] ishin devijuar dhe besonin se Hazret Isai a.s. pas kryqëzimit u ringjall dhe u ngrit fizikisht në qiell. Mijëra e mijëra njerëz që kishin besime të tilla, u kthyen në muslimanë; por nuk ndodhi vetëm kaq; ata gjetën premtimin e ardhjes së dytë të Hazret Isait në hadithet e të Dërguarit të Allahut[s.a.v.s.] Gjithashtu, rreth ardhjes së tij të dytë, edhe gjetën fjalët si "zbritja e tij" apo "ngjitja e tij". Pastaj, dijetarë muslimanë, me kalimin e kohës, keqinterpretuan disa ajete, duke u ngatërruar me besimet e të krishterëve. Nëse provohet nga Kurani që Hazret Isai a.s. ka ndërruar jetë, atëherë detyrimisht fjalët "zbritja" dhe "ngjitja" kanë kuptimin metaforik. Përveç kësaj, nuk është vetëm Hazret Isai a.s. rreth të cilit janë përdorur këto fjalë, por, siç do të shohim më vonë, këto fjalë përdoren për çdo profet, madje edhe për njerëz të tjerë të devotshëm të Zotit.

Kuptimi i vërtetë i ajetit: *"Ata as nuk e vranë atë, as nuk e kryqëzuan, por ashtu u është dukur"*

Një nga ajetet kryesore, në bazë të të cilit, joahmedianët mendojnë që është dëshmi për jetën e jashtëzakonshme të Hazret Isait, është pikërisht ajeti i suresë En-Nisa, në të cilin, Allahu pohon se hebrenjtë nuk e vranë Isain a.s. e as nuk e kryqëzuan, por atyre u është dukur ashtu dhe Allahu e ngriti atë drejt Vetes. Pra, sipas joahmedianëve, ky konsiderohet ajeti më kryesor që i bën të besojnë se Hazret Isai a.s. nuk vdiq, por u ngrit në qiell. Prandaj, këtë ajet dhe ajetet që janë në kontekst të tij, do t'i trajtomë veçmas në rreshtat e mëposhtëm.

Allahu i Madhërishëm, në Kuranin Famëlartë, thotë:

*"Dhe për deklarimin e tyre: Ne e vramë Mesihun Isain, të birin e Merjemes, të dërguarin e Allahut. Por, ata as nuk e vranë, e as nuk e kryqëzuan, por ashtu u është dukur; dhe ata që nuk u pajtuan për çështjen e tij, me siguri që gjenden në dyshim për të; ata s'kanë dijeni për të, por vetëm kanë hamendësuar. Ata me siguri nuk e kanë vrarë atë.*

*Përkundrazi, Allahu e ngriti drejt Vetes. Dhe Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm.*

*Dhe secili nga ithtarët e Librit do ta besojë atë para vdekjes së tij; dhe në Ditën e Kiametit ai do të jetë dëshmitar kundër tyre."*

(En-Nisa 4:158-160)

Në këto ajete thuhet se hebrenjtë as nuk e vranë Hazret Isain a.s. dhe as nuk qenë të suksesshëm që ta kryqëzonin atë. Nëse Hazret Isait a.s. nuk i erdhi

vdekja as nga atentati vrasjes së bërë nga hebrenjtë dhe as nga kryqëzimi, kjo nuk do të thotë se ai nuk pati një vdekje të natyrshme. Kurani nuk flet aspak për shumicën e profetëve se si u erdhi vdekja. A do të thotë kjo që edhe ata janë të gjallë deri më sot?! Kurrsesi jo.

Më tutje, Allahu i Plotfuqishëm thotë: *"...por u është dukur ashtu..."*. Për këtë, shumë muslimanë joahmedianë e komentojnë, pa ndonjë hadith autentik dhe pa asnjë provë historike apo logjike, duke thënë se Hazret Isai a.s. ishte në një shtëpi me dishepujt e tij, ushtarët romakë e rrethuan shtëpinë, atëherë në mënyrë të mrekullueshme një person i përngjau Hazret Isait a.s. aq shumë saqë ushtarët atë e morën dhe e kryqëzuan në vend të Isait. Kurse Hazret Isait iu hap tavani dhe më pas ai fluturoi në qiell.

Në arabisht folja është joveprore "u është dukur" (*"shub-biha"*). Kjo nuk do të thotë se i tërë Isai është zëvendësuar me një njeri tjetër që mori pamjen e Hazret Isait. Po të ishte kështu, Kurani patjetër do ta përmendte atë personin e dytë.

## Kryqëzimi ishte një lloj pushkatimi

Joahmedianët akuzojnë se Xhemati Musliman Ahmedia nuk e beson këtë ajet, pasi pohon se Isai a.s. u kryqëzua. Kjo nuk është aspak e vërtetë. Xhemati Ahmedia komenton sipas fjalëve të Kuranit Famëlartë. Pra, Isai u vendos në kryq, por Kurani dhe Bibla, si dhe argumentet logjike vërtetojnë faktin se Isai a.s. nuk ndërroi jetë në kryq, por i shpëtoi kryqëzimit.

Në arabisht fjala është *"salaba"*, që sipas të gjithë fjalorëve të famshëm të gjuhës arabe do të thotë: *"Var dikë në kryq derisa ai të vdesë, t'i hiqet palca e tij"*.

(Lisanul Arab)

Kryqëzimi nuk ishte diçka tjetër veçse një lloj pushkatimi. Ai që nuk vdes në kryq, por qëndron vetëm i varur në kryq për disa orë dhe pastaj hiqet i gjallë, i shpëton kryqëzimit. Ashtu si, për shembull, ne nuk themi "ai u mbyt", për një njeri që zhytet në ujë, por shpëton, ose "ai u vra", për atë që qëllohet me armë, por nuk vdes. Këtu fjalët "ai u kryqëzua" përdoren vetëm për atë njeri që gozhdohet në kryq, e që i thyhen kockat, i cili lihet për ditë të tëra në kryq deri sa të vdesë përfundimisht. Edhe fjalët e ajetit që vijojnë e theksojnë këtë fakt:

*"Ata me siguri nuk e kanë vrarë atë."*

Për të kuptuar çështjen e kryqëzimit duhet të kemi parasysh edhe prapavijën e kësaj ngjarjeje. Pse çifutët janë përpjekur ta kryqëzonin Hazret Isain a.s.? Në Dhjatën e Vjetër është përmendur se ai që vdes në kryq është i mallkuar, siç thuhet në një vend:

"...sepse ai që rri varur është i mallkuar nga Perëndia..."

[Ligji i Përtërirë - Kapitulli 21;23]

Njihet edhe historikisht, se çifutët u përpoqën deri në fund për të provuar se Hazret Isai a.s. *(neudhubillah)* ishte i mallkuar dhe si i tillë, nuk mund të

ishte i dërguar prej Zotit. Pikërisht për këtë arsye, hebrenjtë nuk e pranojnë Isain a.s. deri më sot, sepse ata thonë që ai pësoi një vdekje të mallkuar. (Edhe të krishterët e pranojnë këtë fakt, por e përdorin në favor të tyre duke thënë se, ai pranoi vdekjen e mallkuar për t'ua marrë mëkatet.)

Ndërsa Kurani Famëlartë pohon që ai nuk u kryqëzua dhe i shpëtoi vdekjes së mallkuar dhe në këtë mënyrë Zoti e lartësoi atë dhe nuk e la të bëhet i mallkuar. Kurani Famëlartë gjithashtu heq perden duke treguar faktet historike që Zoti i Madhërishëm i dha mundësi të mërgonte nga Perandoria Romake dhe me gjithë nënën e tij, i dha strehim në një vend rrafshnaltë. Ky mërgim medoemos kishte ndodhur menjëherë pas ngjarjes së kryqëzimit, sepse nuk gjejmë asnjë ngjarje tjetër në jetën e Hazret Isait, për shkak të së cilës ai të detyrohej ta linte vendin e tij. Kurani Famëlartë pohon:

*"Dhe birin e Merjemes dhe nënën e tij e kemi bërë një shenjë, dhe u kemi dhënë strehim në një vend të lartë me plot lugina e burime me ujë të rrjedhshëm."*

(El-Muminun 23:51)

Profeti Muhammed[s.a.v.s.] raportohet të ketë thënë:

> *" Allahu, i Lartësuari i shpalli Isait a.s.: - "O Isa, vazhdo të lëvizësh nga një vend në tjetrin në mënyrë që të mos persekutohesh pasi të të njohin."*

(Kanzulumal,Babul Euel fil akhlak, vëll. 3, faqe 158)

Vetë Hazret Isa a.s. e pranon se ai ishte i ngarkuar për t'u kujdesur për delet e humbura të Izraelit. Është provuar historikisht se 12 fise izraelite rreth gjashtëqind vjet pas Hazret Musait, kanë lëvizur drejt Afganistanit dhe Indisë së Veriut. Prandaj, Hazret Isa a.s. e vazhdoi misionin e tij dhe jetoi në Indi, në luginën e Kashmirit. Të interesuarit me këtë çështje tani kanë në dispozicion edhe përkthimin e librit "Mesihu në Indi".

## Ngritja fizike apo shpirtërore?

Pastaj vjen pohimi i Allahut:

*"Përkundrazi, Allahu e ngriti drejt Vetes. Dhe Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm."*

Duhet të dimë se ngritja e njeriut, në Kuranin Famëlartë, gjithmonë është përmendur me kuptimin e ngritjes shpirtërore, pra, bëhet fjalë për ngritjen e statusit. Veç kësaj ngritja drejt Allahut nuk mund të konceptohet si ngritje fizike, pasi për ta provuar këtë, së pari duhet të përcaktojmë vendin statik të Allahut të Madhërishëm. Ndërsa në Kuranin Famëlartë, Ai thotë:

*"Allahu është në qiej dhe në tokë."*

(El-En'am 6: 4)

Në një vend tjetër, Ai thotë:

*"Të Allahut janë Lindja dhe Perëndimi, pra, ngado që tëktheheni është Fytyra (ana) e Allahut. Vërtet, Allahu është Gjithëpërfshirës dhe i Gjithëdijshëm."*

(El-Bekare 2:116)

Në surenë Kaf thotë:

*"Ne e kemi krijuar njeriun dhe, Ne e dimë ç'i pëshpërit atij shpirti i vet. Ne jemi më pranë tij se damari i qafës së vet."*

(Kaf 50:16)

Pra është absurde të mendosh se Allahu është vetëm në qiell dhe jo në tokë. A është e drejtë të mendosh se një njeri që është në avion duke fluturuar në qiell është më afër Zotit sesa ai që është në tokë duke e mbështetur ballin e tij në sexhde për hir të Allahut? Kurrsesi jo. Profeti Muhammed[s.a.v.s.] vetë thotë në një hadith:

*"Kur robi përulet, Allahu e ngre atë në qiellin e shtatë."*

(Kenzulummal, vol. 2, f. 52)

Realisht, Zoti e përmendi me fjalë të veçanta ngritjen e Hazret Isait po për atë arsye që përmendëm pak më lart. Hebrenjtë u përpoqën deri në fund që ta kryqëzonin atë, që ta provonin se ai qe një njeri i mallkuar. *I mallkuari* do të thotë ai që nuk mund t'i afrohet kurrë Allahut dhe i përngjan shejtanit. Pikërisht për ta hedhur poshtë akuzën e tyre, Allahu i Madhërishëm në këto ajete, së pari tregon se Hazret Isai nuk u kryqëzua dhe për shkak të planit të Allahut, atyre iu duk sikur ata e kryqëzuan me sukses, por Ai e shpëtoi atë nga kryqëzimi. Në këtë mënyrë, Allahu pohon se ai (Isai) nuk qe i mallkuar, madje Ai e ngriti atë në status akoma më lart.

## Disa shembuj nga Kurani për ngritjen shpirtërore

Në Kuran ka dhjetëra ajete, në të cilat flitet për ngritjen drejt Zotit. Por, të gjithë dinë se ato nuk mund të kuptohen me kuptimin e tyre statik. Më poshtë do të tregojmë disa:

1. Allahu i Madhërishëm i thotë të Dërguarit të Tij që t'i urdhërojë besimtarët:

   *"Ikni me vrap drejt Zotit, sepse unë vërtetë jam dërguar te ju prej Tij si një alarmues i qartë"!*

   (Edh-Dharijat 51:51)

   Tani, në cilin drejtim duhet të ikin besimtarët?! Djathtas, majtas, poshtë apo lart?! Jo, në asnjërën anë, por vetëm drejt përparimit shpirtëror.

2. *"Tregoju atyre (hebrenjve) për njeriun, të cilit Ne i mësuam shpalljet Tona, por ai u largua prej tyre. Kështu, djalli e pushtoi atë dhe ai u bë nga të humburit. Sikur të donim, do ta ngrinim atë, por ai u mbërthye pas tokës."*

   (El-Araf 7:176-177)

   Bëhet fjalë për një nga pasuesit e Hazret Musait që ishte një njeri i devotshëm, por egoizmi i tij e devijoi nga rruga e drejtë. Të gjithë dijetarët janë të mendimit se në këtë ajet *Sikur të donim, do ta ngrinim atë"* do të thotë ngritja e tij në status dhe *"u mbërthye pas tokës"* do të thotë ai u mbërthye pas jetës tokësore dhe u dha pas dëshirave të veta.

3. *"Trego në Libër për Idrizin! Ai ishte njeri i së vërtetës dhe profet. Ne e ngritëm atë në vend të lartë."*

(Merjem 19:57-58)

Të gjithë e dinë se Hazret Idrisi nuk është ngritur në qiell. Ndërsa sipas këtij ajeti, ai do të ishte më i denjë për të qenë në qiell, pasi këtu Allahu qartazi thotë se "Ne e ngritëm atë **në vend të lartë**."

4. *"O ti shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt i kënaqur dhe i pranuar! Hyr në grupin e robërve të Mi! dhe hyr në xhenetin Tim."*

(El-Faxhr 89: 29-31)

Pas këtyre shembujve të qartë, le t'i kthehemi përsëri komentimit të ajeteve të suresë En-Nisa. Vijon ajeti:

*Dhe secili nga ithtarët e Librit do ta besojë atë para vdekjes së tij; dhe në Ditën e Kiametit ai do të jetë dëshmitar kundër tyre.*

(En-Nisa 4:160)

Edhe me këtë ajet, joahmedianët kot mundohen ta provojnë jetën e Hazret Isait duke thënë se deri sa të vijë Isai përsëri, vetëm atëherë të gjithë ithtarët e Librit do ta besojnë. Nëse ky ajet ka këtë kuptim, atëherë ky është vetëm një deklarim dhe asgjë tjetër. Sepse, deri tani miliona hebrenj kanë vdekur që kurrë nuk e pranuan Isain. Po ta përkthejmë fjalë për fjalë këtë ajet, do të jetë kështu:

*"Dhe secili nga ithtarët e Librit do ta besojë atë para vdekjes së tij; dhe në Ditën e Kiametit ai do të jetë dëshmitar kundër tyre".*

(En-Nisa 4:160)

Kjo mund të ketë dy kuptime: (1) S'ka asnjë besimtar nga ithtarët e Librit që nuk do ta besojë atë para vdekjes së tij. (2) S'ka asnjë grup (sekt) të ithtarëve të Librit që nuk do ta besojë atë para vdekjes së tij.

Sikundër e sqaruam më lart se kuptimi i parë kurrë nuk mund të realizohet, sepse miliona hebrenj kanë vdekur deri më sot pa e pranuar Isain. Vetëm kuptimi i dytë mund të jetë i saktë, sepse Hazret Isai mërgoi atje ku ishin fiset izraelite dhe mendohet që njerëz nga të gjitha fiset e pranuan Isain a.s. para vdekjes së tij.

## Kuptimi i ardhjes së dytë të një profeti, të shpjeguar vetë nga Hazret Isai alejhiselam

Hazret Isai a.s. nuk është profeti i parë për të cilin shumica e njerëzve mendojnë se ai është akoma i gjallë diku në qiell. Hebrenjtë edhe sot e presin Iliasin (Elianë, siç e quajnë në Bibël) të vijë nga qielli. Madje, ky besim është një nga argumentet kryesore të çifutëve për ta mohuar Isanë a.s. në të kaluarën dhe sot, pasi që kjo rrjedh pikërisht nga mospërmbushja e kësaj profecie në atë mënyrë siç e interpretuan ata.

Por Hazret Isai, duke iu përgjigjur pyetjes së çifutëve, u kishte thënë se ardhja e dytë e Iliasit u plotësua me ardhjen e Hazret Jahjasë (Gjonit, siç e quajnë në Bibël). Jahja ishte Iljasi, dhe sipas Isait a.s. paralajmërimi ishte plotësuar me të dhe se ishte tek hebrenjtë çështja e besimit ose mosbesimit. Le ta ndjekim këtë histori në Bibël:

Për ngritjen e Elias (Iljasit), Bibla thotë:

> *"Ndërsa ecnin duke folur, ata u ndanë nga njeri tjetri nga një qerre e zjarrtë dhe nga kuaj të zjarrtë, dhe Elia u ngjit në qiell në një shakullinë.*
>
> *Eliseu e pa këtë dhe filloi të bërtasë: "O ati im, o ati im, qerre e Izraelit dhe kalorësia e tij". Pastaj nuk e pa më. Atëherë kapi rrobat e tij dhe i grisi më dysh."*
>
> (4 i Mbretërve, në Septuaginta (2 i Mbretërve, në tekstin mazoretik) - Kapitulli 2: 11,12)

Elia duhet të kthehej përpara ditëve të fundit të Izraelitëve, shkruhet në Bibël:

> *"Ja, unë do t'ju dërgoj Elian, profetin, para se të vijë dita e madhe dhe e llahtarshme e Zotit."*
>
> (Malakia - Kapitulli 4:5)

Tani, kur Hazret Isai a.s. erdhi dhe tha se unë jam ai profet që duhet të vinte te Izraelitët në fund, atëherë hebrenjtë i bënë pyetjen e duhur Isait a.s.:

> Nëse ti je Mesihu i Premtuar, atëherë ku është Elia?

**Ajo çfarë iu përgjigj Isai a.s. ruhet gjithashtu në Bibël. Ai tha:**

> *"Sepse të gjithë profetët dhe ligji kanë profetizuar deri te Gjoni. Dhe, në daçi ta pranoni, ai është Elia, që duhej të vijë. Kush ka veshë për të dëgjuar, le të dëgjojë!"*
>
> (Mateu - Kapitulli 11 : ajet 13-15)

Në Bibël, në një vend tjetër kjo çështje është përmendur si më poshtë:

*Atëherë dishepujt e tij e pyetën duke thënë: "Vallë pse skribët thonë se duhet të vijë më parë Elia?". Dhe Jezusi u përgjigj: "Vërtet Elia duhet të vijë më parë dhe të rivendosë çdo gjë. Por unë ju them se Elia ka ardhur dhe ata nuk e kanë njohur, madje u sollën me të si deshën; kështu edhe Birit të njeriut do t'i duhet të vuajë prej tyre". Atëherë dishepujt e kuptuan se u kishte folur për Gjon Pagëzorin.*

(Mateu - Kapitulli 17; 10-13)

Mohimi i çifutëve i deritanishëm është pikërisht mbi këtë bazë, se ata nuk mund të pranojnë Isain si Mesih i tyre i Premtuar, pa ardhur Elia prej qielli.

- Por argumenti që dha Jezusi, ngre pyetjet:Nëse Isai a.s. dha argumentin e tij duke thënë se i njëjti profet nuk mund të kthehet fizikisht, atëherë si është e mundur që ai vetë ta thyejë të njëjtin argument me ardhjen e tij të dytë fizike?
- Nëse ai (i njëjti Isa) vjen përsëri, atëherë hebrenjtë do të kenë të drejtën ta pyesin atë: Nëse ti vjen përsëri, atëherë përse na ke dhënë një argument të tillë për Elian?
- Nëse Gjoni mund të vijë në vend të Elias, atëherë përse një shërbëtor i Profetit Muhammed[s.a.v.s.] nuk mund të vijë në vend të Isait a.s. birit të Merjemes?
- Nëse Bibla ka të drejtën të përdorë emrin e një profeti të mëparshëm për ardhjen e tij të dytë, atëherë përse Profeti ynë Hazret Muhammedi[s.a.v.s.]

nuk mund të përdorë këtë metaforë?

## Myslimanët që mendojnë për ardhjen fizike të Isait, po ndjekin rrugën e hebrenjve

A nuk është e vërtetë që sot muslimanët duan të njëjtën gjë që hebrenjtë e donin përpara 2000 vjetësh? Shikojini hebrenjtë! Ata akoma janë duke e pritur Elian, i cili duhet të vijë nga qielli sipas mendimit të tyre, dhe pikërisht për këtë ata vazhdimisht po luten te Muri i Shenjtë. Por ai që duhej të vinte, erdhi në kohën e tij dhe kaloi, dhe kështu ata janë bërë pre e zemërimit të Zotit. Ahmedianët i përmbahen argumentit të Hazret Isait, ndërsa muslimanët që dëshirojnë zbritjen e tij fizike prej qiellit mbajnë qëndrimin e devijuar të hebrenjve. Kjo ishte pikërisht ajo që ishte parashikuar. Le të shikojmë se çfarë thotë i dashuri ynë, Profet Muhammedi[s.a.v.s.] rreth kësaj:

Buhari përmend një profeci të tillë.

> *"Abu Saeed r.z. tregon se i Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] ka thënë: Jam i sigurtë se do të ndiqni rrugët e të parëve, hap pas hapi, pëllëmbë pas pëllëmbe. Ata edhe nëse hynë në vrimën hardhucës, edhe ju do të hyni në të!*
>
> *O i Dërguar i Allahut – e pyetëm – keni fjalën për hebrenjtë dhe të krishterët?*
>
> *-Kush tjetër?! – tha ai."*

(Sahih Bukhari Libri Ahadithul Ambiya Kreu çka përmendet për Beni Israilët )

Sa qartë profecitë u përmbushën! Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin gjithnjë mbi Profetin e vërtetë, thëniet e të cilit u përmbushën fjalë për fjalë. Kurani dhe hadithet pohojnë njëzëri që Hazret Isai a.s. ndërroi jetë. I Dërguari i Allahut[s.a.v.s.] është shumë i qartë në paralajmërimin që Mesihu i Premtuar është quajtur Isa i biri Merjemes për shkak të ngjashmërisë së plotë që do të kenë ata. Pikërisht ajo ngjashmëri kërkonte që Mesihu i Premtuar duhej të vinte në fillim të shekullit katërmbëdhjetë pas të Dërguarit të Allahut[s.a.v.s.] Përveç kësaj, sot cili musliman mund të mohojë që muslimanët kanë nevojë për një Imam prej Zotit. Hazret Mirza Ghulam Ahmedi a.s. themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia deklaroi që ai është Mesihu i Premtuar, që erdhi në kohën e duhur për të shpëtuar muslimanët nga devijimet e keqinterpretimet dhe për t'u mundësuar atyre kontakt të gjallë me Zotin. Po e mbyll këtë temë me fjalët e tij të bekuara, në të cilat, ai duke dhënë edhe një argument tjetër për mos ardhjen fizike të Hazret Isait prej qiellit, na fton të mendojmë sinqerisht rreth kësaj çështjeje. Duke iu referuar ajetit të Kuranit:

يٰحَسْرَةً عَلَى الْعِبَادِ ۚ مَا يَأْتِيْهِمْ مِّنْ رَّسُوْلٍ
اِلَّا كَانُوْا بِهٖ يَسْتَهْزِءُوْنَ ۝

*"Ah, sa mjerim për njerëzit! Kurdo që u vjen ndonjë i dërguar, ata nuk bëjnë tjetër, vetëm se tallen me të".*

(Jasin 36:30)

Ai thotë:

*"Pra, kjo është një shenjë prej Zotit që çdo profet përqeshet e përbuzet. Por, njeriun, që prej qiellit zbret me shoqërinë e engjëjve në mesin e të gjithë njerëzve, kush do ta përqeshë?! Edhe me këtë argument, një njeri i mençur mund të kuptojë se zbritja fizike e Mesihut të Premtuar nga qielli është një besim i rremë. Mbani mend! Askush nuk do të zbresë nga qielli. Të gjithë kundërshtarët tanë që sot janë të gjallë, do të vdesin, por asnjëri nga ata nuk do ta shohë Isain birin e Merjemës duke zbritur nga qielli. Pastaj pasardhësit e tyre që do të mbeten, edhe ata do të vdesin, por asnjeri prej tyre nuk do ta shohë Isain birin e Merjemës duke zbritur nga qielli. Pastaj edhe fëmijët e fëmijëve të tyre do të vdesin, por edhe ata nuk do të mund ta shikojnë birin e Merjemes duke zbritur nga qielli. Atëherë Zoti do të fusë frikë në zemrat e tyre dhe ata do të detyrohen të reflektojnë: "edhe ditët e mbizotërimit të kryqit kanë kaluar dhe bota ka ndryshuar krejtësisht, por biri i Merjemes ende nuk zbriti nga qielli"! Atëherë, njerëzit e mençur do ta braktisin këtë besim. As tre shekuj nga sot nuk do të kenë kaluar, kur ata që po presin Isain, qofshin muslimanë, qofshin të krishterë, duke u dëshpëruar dhe u pikëlluar, do ta lëshojnë këtë besim të rremë. Atëherë në botë do të mbetet vetëm një fe dhe vetëm një udhërrëfyes. Unë kam ardhur sa për të mbjell një farë, e cila tashmë është mbjellë nga dora ime. Tani ajo do të rritet, do të lulëzojë dhe askush nuk mund ta pengojë atë."*

(Ruhani Khezain, vol. 20: Tazkiratush Shahadatain faqe. 67 )

Samad Ghori



# Xhemati Musliman Ahmedia
## e vërteta gjithnjë triumfon



***Përmbledhje e fjalimit të xhumasë së mbajtur nga Hazret Mirza Masroor Ahmedi, kryetari i Xhematit Mysliman Ahmedia, më 09 dhjetor, 2011 në xhaminë "Bejtul Futuh" të Londrës.***

### Kundërshtarët e Xhematit e mohojnë Xhematin jo me argumente, por vetëm nga kokëfortësia

Pas sures el-Fatiha Huzuri a.t.b.a tha:

Që nga deklarata e Mesihut të Premtuar alejhiselam deri më sot, kundërshtarët e Xhematit vazhdojnë të mohojnë pohimet e tij, jo në bazë të argumenteve, por vetëm për shkak të kokëfortësisë, këmbënguljes, egos dhe interesave të tyre të ulëta. Ndërsa kundrejt kësaj, Hazret Mesihu i Premtuar alejhiselam parashtroi mijëra argumente në bazë të Kuranit, haditheve, thënieve dhe interpretimeve të dijetarëve dhe të parëve tanë të mirë, dhe vërtetoi se ai është po ai Mesih i Premtuar rreth të cilit gjendeshin profeci në Kuran dhe hadithe. Pastaj ai gjithashtu shpjegoi shenjat hyjnore që ishin në mbështetjen e tij. Ai e shpjegoi këtë edhe në lidhje me sjelljen e veçantë të Zotit ndaj tij gjatë gjithë kohës. Ata që kishin ndërgjegje të pastër e pranuan Mesihun e Premtuar dhe iu bashkuan Xhematit të tij. Pra ata njerëz, për të cilët Allahu kishte caktuar hidajetin, patën fat që ta pranonin Mesihun e Premtuar alejhiselam. Të tillët e kanë pranuar atë edhe gjatë jetës së tij, dhe vazhdojnë ta njohin edhe sot. Sepse ata dinë se të gjitha shenjat e çrregullimit në tokë janë përmbushur. Ndërsa ata që për shkak të frikës së të ashtuquajturve hoxhallarë apo të ndjekjes së tyre, nuk iu bashkuan Mesihut të Premtuar alejhiselam, duke u privuar nga mëshira e Zotit dhe zbritja e bekimeve shpirtërore mbi Mesihun e Premtuar. Por krahas tyre, ata për të cilët Allahu ka caktuar hidajetin, dhe që gëzojnë dëlirësinë e sinqeritetin, pranojnë Mesihun e Premtuar alejhiselam.

### Hoxhallarët e Pakistanit pa frikë ndaj Zotit përndjekin ahmedianët

Kjo situatë prapavajtjeje ka arritur kulmin e saj derisa këta hoxhallarë dhe nxënësit e tyre kanë prekur fundin e rënies. Në Pakistan janë degraduar aq shumë saqë nuk frikësohen as duke

çnderuar Kuranin dhe të Dërguarin e Allahut s.a.v.s, dhe pastaj akuzojnë se këto veprime po i bëjnë *kadijanitë*. Ndërkohë çdo ahmedian është i gatshëm që të sakrifikohet në mbrojtjen e nderit dhe emrit të tij, madje ai është i papërtueshëm edhe t'i sakrifikojnë edhe fëmijët e tij për këtë qëllim. Pra, fëmijët padrejtësisht përjashtohen nga shkollat, përndiqen mizorisht, rrihen dhe persekutohen, madje bëhen përpjekje nga hoxhallarët për t'i paditur ata fëmijë të pafajshëm gjoja për fyerje ndaj Profetit, padi kjo që nuk ka asnjë mundësi për t'u shfajësuar. Pastaj edhe dënimet janë mjaft të rënda. Pra, ndaj fëmijëve ahmedianë kallëzohen veprime aq të ulëta dhe të poshtra që ne as s'mund të imagjinojmë. Pra kur rënia morale arrin këtë shkallë dhe frika ndaj Zotit zhduket plotësisht nga zemrat, kur vepra të tilla të ndyra dhe të poshtra arrijnë kulmin e tyre, atëherë edhe rënkimet, përgjërimet dhe ngashërimet e të shtypurve sjellin rezultatin e tyre. Sot, sidomos duke marrë parasysh rrethanat në të cilat gjenden ahmedianët e Pakistanit, gjë të cilën kam shprehur disa herë edhe përpara, boshtin qendror të lutjeve tona duhet ta bëjmë lutje vetëm në përparimin e Xhematit, përparimin e Islamit të vërtetë. Njëkohësisht duhet të angazhohemi edhe në lutje që ata që kanë ndërgjegje të pastër dhe janë të sinqertë, Allahu t'u mundësojë t'ia përcjellin Imamit të kohës selamin e të Dërguarit të Allahut[s.a.v.s.] Madje gjatë emisioneve që transmetohen drejtpërdrejt në MTA, një pjesë e mirë prej tyre që marrin në telefon, më pas duke njohur të vërtetën, e pranojnë edhe Xhematin. Pra, edhe pse nuk është e vërtetë që pjesa më e madhe e muslimanëve janë pjesëmarrës në këtë çrregullim dhe padrejtësi, prapë se prapë nuk duhet të ikim nga fakti që shumica dërrmuese prej tyre për shkak të frikës apo padijenisë së tyre, nuk duan të kuptojnë mesazhin e ahmediatit. Por në qoftë se e kuptojnë, atëherë ata u kanë frikë ligjeve të shtetit (bëhet fjalë për shtetet islamike). Ndërsa për sa i përket kushtetutës, duke pasur frikë nga prijësit fetarë, nuk duan t'u japin ahmedianëve të drejtat e tyre themelore. Pra, nuk është ligji që sundon, por janë hoxhallarët që kanë frenat e shtetit. Hoxhallarët kanë ushqyer ata muslimanë që kanë pak dije rreth fesë, me besimin që ahmedianët pranojnë se Mirza Ghulam Ahmedi alejhiselam ishte profeti i fundit dhe jo Muhammedi s.av.s, ndërkohë kjo nuk është veçse një shpifje trashanike. Ne besojmë se ky i dashuri i vërtetë i të Dërguarit të Allahut s.a.v.s ka ardhur me qëllim që t'i afrojë të gjitha fetë te pragu i Muhammedit s.a.v.s dhe jo të konkurrojë me të.

## Sot, vetëm Xhemati Musliman Ahmedia po përhap Islamin e vërtetë

Mesihu i Premtuar alejhiselam me anë të argumenteve dhe provave ua ka mbyllur gojën kundërshtarëve. Ai u bëri ballë si një mur i hekurt. Ai jo vetëm që ndaloi mësymjet e armiqve që sulmonin Islamin dhe Muhamedin s.a.v.s me anë të argumenteve dhe i zmbrapsi ato, por ai me anë të këtyre argumenteve ndoqi kundërshtarët derisa ata morën rrugën e arratisë. Mesihu i Premtuar

alejhiselam mori shpallje nga Zoti që:

قل جاءَ الحق وزهق الباطل انّ الباطل كان زهوقا

كل بركةٍ من محمدٍ صلى الله عليه وسلم

فتبارك من علّم وتعلّم

Pra, erdhi e vërteta dhe u zhduk e pavërteta. Sigurisht e pavërteta gjithnjë zhduket. Çdo lloj bekimi buron nga Muhamedi[s.a.v.s.] prandaj i bekuar është ai që dha këtë mësim si dhe ai që e mori këtë mësim.

Në librin e tij, *Tirjakul Kulub,* pasi i përmend këto shpallje, Hazret Mesihu i Premtuar alejhiselam shkruan:

*Të gjitha këto shpallje mbanin profecinë se Zoti i Lartësuar do ta manifestojë vërtetësinë e Islamit dhe gabimin e feve të tjera përmes meje dhe me anë të duarve të mia. Prandaj ajo profeci sot u përmbush, sepse përballë meje askush nuk ka guxim që të tregojë vërtetësinë e fesë së vet. Shenjat qiellore po shfaqen përmes dorës sime dhe njohuritë dhe dituritë e Kuranit po shkëlqehen nëpërmjet pendës sime. Çohuni, dhe kërkoni anembanë botës se a ka njeri ndër të krishterët, sikët, çifutët apo në çfarëdolloj grupimi tjetër, që mund të tregojë shenja qiellore apo të përballet me mua në zbulimin e njohurisë dhe të diturisë. Unë jam po ai, rreth të cilit gjendet hadithi në sihah se gjatë periudhës së tij të gjitha fetë e tjera përveç Islamit do të marrin fund, kurse feja Islame do të shkëlqejë aq sa nuk kishte shkëlqyer më parë.*

Pra, ne shohim se si mësimet e bukura të Islamit po përhapen sot përmes Mesihut të Premtuar alejhiselam. Sot është vetëm Xhemati i tij që me një organizim dhe disiplinë, varur prej një sistemi dhe nën hijen e kalifatit përmbush detyrën e përhapjes së Islamit. Përhapja e Islamit dhe imazhit të tij të vërtetë, qoftë në Afrikë, qoftë në Evropë apo në çdo kontinent a vend tjetër, po bëhet nga Xhemati Musliman Ahmedia.

### Thirrja e Kalifit për të zhvilluar ekspozita të Kuranit, përgjigjja e menjëhershme e ahmedianëve ndaj saj dhe frytet e saj

Kur unë u bëra thirrje xhemateve se kundërshtarët e Islamit po sulmojnë Islamin dhe të Dërguarin e Allahut [s.a.v.s.], prandaj duhet të zhvillojmë ekspozita rreth Kuranit, me qëllim që të shfaqen mësimet e bukura të Kuranit, *Elhamdulillah*, menjëherë pas kësaj thirrjeje, në shumë vende të botës, ahmedianët filluan të zhvillojnë ekspozita që vazhdojnë edhe sot, dhe të gjitha raportet tregojnë që vizitorët duke parë ekspozitat kanë shprehur se Islami dhe Kurani që paraqisni ju janë aq të bukur, se na vjen keq se pse po i kundërshtonim, kjo anë e mahnitshme e Islamit nuk na ishte shfaqur kurrë. Pra ata shprehin keqardhjen e tyre duke thënë se kjo ishte padituria e tyre. Ata marrin me vete Kuranin dhe botime të tjera Islame. Ndër ata që vizitojnë këto ekspozita janë edhe muslimanë intelektualë, mendjegjerë me arsim të lartë. Janë edhe të krishterët apo me përkatësi të ndryshme fetare, por të gjithë pa përjashtim kanë lavdëruar këto nisma duke thënë se kjo është diçka madhështore që ju po bëni. Por fatkeqësisht janë hoxhallarët dhe përkrahësit e tyre, që në disa vende i kundërshtojnë këto ekspozita. Pra kundërshtojnë përhapjen e mësimeve të Islamit. Unë kam përmendur edhe

më përpara se Xhemati Ahmedia në kryeqytetin e Indisë, New Delhi, kishte marrë një galeri të madhe me qira nga qeveria, ku zhvilloi një ekspozitë të Kuranit. Por hoxhallarët dhe përkrahësit e tyre që donin vetëm sherr, krijuan aq shumë zhurmë dhe kundërshtim sa që ekspozita që duhet të vazhdonte për tri ditë, u mbyll brenda dy ditësh. Por edhe gjatë atyre dy ditëve, ajo arriti të ngjallte interesim të madh. Një personalitet i shquar shkoi në Kadijan për vizitë, pas pjesëmarrjes në këtë ekspozitë, sepse kishte dëshirë që të shikonte vendin ku jetojnë këta njerëz që po i ofrojnë shërbime të jashtëzakonshme Islamit dhe Kuranit. Ai vizitoi vende të ndryshme në Kadijan dhe mori shumë përshtypje të mira.

Por fatkeqësisht, këtu në Angli, para disa ditësh Xhemati ishte duke planifikuar një ekspozitë të Kuranit në një qytet, atëherë policia duke parë reagimin e ashpër të hoxhallarëve, na bëri kërkesë që ta anulonim ekspozitën. Parimisht në raste të tilla, ne duhet të refuzojmë kërkesa të tilla në bazë të argumenteve, por xhemati lokal apo administrata e xhematit atje pranoi kërkesën e tyre dhe anuloi ekspozitën. Nëse në këtë shtet, apo në këto vende evropiane, ku kemi liri të plotë që na e garanton vetë qeveria, atëherë nuk duhet t'u japim mundësi hoxhallarëve që të na mbizotërojnë, përndryshe edhe ne do të jemi ndër ata që punojnë për të përhapur fundamentalizmin në këto vende. Ne duhet të alarmojmë edhe administratën nga kjo situatë, dhe sërish duhet të angazhohemi në zhvillimin e kësaj ekspozite. Në këtë vend sundon ligji, pra ashtu pohon qeveria, atëherë thuajuni ligjvënësve që detyra juaj është që të zbatoni ligjin, që të përmbushni të drejtat e të gjithë qytetarëve si dhe t'u garantoni mbrojtjen e sigurinë.

Epërsia e këtyre vendeve perëndimore është që ata shohin secilin të barabartë para ligjit. Prandaj nëse dikush na pengon në realizimin e detyrave tona, atëherë u duhet kërkuar ndihmë organeve policore.

## Mesazh qortues nga Kalifi i Xhematit, drejtuar politikanit holandez Greet Uildersit dhe drejtësia e qeverisë holandeze

Ja, ju paraqes një shembull të këtij lloji. Ditët e fundit, duke u kthyer nga një udhëtim në vendet e Evropës, një xhuma kisha falur edhe në Holandë. Atje gjatë fjalimit të xhumasë, unë i kisha dhënë një mesazh Geert Uildersit (Greet Wilders), që është një politikan, deputet në parlament si dhe lider i një partie politike holandeze. Mesazhi im për të ka qenë: *Ju që keni shkelur çdo kufi në fyerje dhe përlyerje kundër Islamit dhe të Dërguarit të Allah s.a.v.s, jeni kredhur në përdorimin e fjalëve të ndyra dhe jeni verbëruar në armiqësi, hiqni dorë nga kjo sjellje dhe kini frikë nga dënimi i Zotit që është i pazëshëm, dhe kur i vjen koha për t'u shfaqur, sjell shkatërrim të plotë. Ai është Allahu, Atij i përket fuqia për t'ju kapur*. Unë gjithashtu kisha thënë se *ne nuk kemi asnjë fuqi, prandaj do t'ju përballojmë vetëm me anë të lutjes.* Kur erdhi tek unë një përgjegjës i zyrës së Xhematit për shtyp, i cili kishte përgatitur një njoftim për shtyp duke e përmbledhur atë që kisha thënë në fjalimin tim, pashë që ai kishte shënuar të gjitha çështjet përveç

kësaj fjalie të fundit. Unë i thashë ta shkruante edhe këtë fjali se *ne nuk kemi asnjë armë materiale, por ne i lutemi Zotit që Ai ju shkatërroftë si dhe gjithë ata që ju përngjanë juve.* Dhe kjo është e vërtetë se i gjithë ballafaqimi ynë me kundërshtarët apo armiqtë tanë, do të bëhet ose me anë të argumenteve ose me lutje.

Këtë njoftim për shtyp e kishte lexuar edhe Geert Uildersi. Ai iu drejtua qeverisë së tij me një letër, në të cilën ai i bëri disa pyetje Ministrit të Punëve të Brendshme të Holandës. Kur kjo çështje u publikua në media atëherë Xhemati ynë i Holandës më shkroi se deputeti i është drejtuar Ministrisë së Brendshme me disa pyetje. Kuptova që Xhemati ishte shqetësuar për këtë, atëherë unë u thashë se nëse Ministria e Brendshme ju bën ndonjë pyetje, atëherë mos kini frikë e as panik. Tregojuni qartazi qëndrimin tuaj. Këtë çështje e ka nisur vetë ai, i cili po bën veprime të padenja, që ka realizuar edhe një film kundër Profetit tonë s.a.v.s, në të cilin ka përdorur një gjuhë mjaft të ulët. Ai ishte dashur të njolloste emrin e pastër të Islamit, ndërsa ne vetëm i kemi dhënë përgjigje. Në letër kisha shkruar gjithashtu se është Zotit, Ai që ka më shumë sedër për të dërguarit e Tij. Ata që tentojnë t'i njollosin të dërguarit e Tij, Ai i kap kur të dojë, me anë të ndëshkimit prej Tij. Prandaj duhet t'i frikësohemi vetëm Atij. Qeveria Holandeze u dha përgjigje pyetjeve që ai i kishte dërguar Ministrisë. Madje, pas disa ditësh, kjo çështje u publikua edhe në gazeta.

**Pyetja e parë** që ai i drejtoi Ministrisë së Brendshme ishte:

A jeni në dijeni për artikullin "Udhëheqësi botëror i muslimanëve alarmon politikanin holandez Greet Wilders"?

Ministri i Brendshëm iu përgjigj pozitivisht kësaj pyetjeje që po, kam dijeni, madje unë e kam lexuar vetë atë shkrim.

**Pyetja e tij e dytë** e Greet Wildersit ishte:

Zotëri Masroor Ahmedi ka thënë se: *"Dëgjoni me vëmendje! Ju dhe partia juaj dhe çdo njeri tjetër si ju, përfundimisht do të shkatërrohen..."* pastaj duke i bërë interpretim kësaj deklarate, ai shkruan: *Çfarë masash po merr Ministria e Brendshme kundër kësaj organizate Islamike që bën thirrje për dhunë?*

Ministri i Brendshëm holandez u përgjigj se sipas njoftimit për shtyp, *Mirza Masroor Ahmedi është shprehur se këta lloj njerëzish apo grupesh nuk do të shkatërrohen me dhunë apo me mjete të tjera shoqërore, por vetëm me lutje. Në deklaratën e tij, unë nuk shoh asgjë që mund të nxisë apo shkaktojë dhunë, andaj nuk kam asnjë arsye pse të marr masa kundër Xhematit Musliman Ahmedia.*

*vijon në fq. 89*

# Mendimi i urtë

## Rexhep Hasani

O mendim i urtë
Sa më vjen keq që je lënë dorësh
Skutash, andej ku lihen gjërat e panevojshme
Aq fshehtë sa edhe po t'iu duhesh nuk do të të gjejnë...

Po ti sërish urtë
Nuk proteston
Një fjalë s'e thua- ndoshta mediton thellë...
As të shfaqesh nuk do
përshtypje s'të bën skena marroqe...
Mendon urtë: Kjo nuk është koha ime.
As vendi
E as kuvendi.

Por, koha për ty nuk ekziston
Ekziston nevoja për ty;
Ashtu si bimës shiu, kur thahet etje
Ashtu si të sëmurit ilaçi, kur dergjet
Si fëmijës, qumështi...

Por miku im, o mendim i urtë,
I çuditshëm është ky fenomen:
Etjen e bimës përcakton bujku,
E i sëmuri nuk merr barëra pa kuptuar se është sëmur,
E as nëna nuk i jep sisë fëmijës pa qarë...

Po për ty! A thua kush duhet të mendojë?!

Edhe çka duhet të ndodhë që ti të kërkohesh?!



Pyes:
Çka nëse bimës i mungon bujku?
Çka nëse i sëmuri nuk e kupton kurrë se është i sëmurë?!
Çka nëse fëmija nuk qan?!

As guxoj të dëgjojë përgjigjen tënde.
Ndoshta, kështu si unë veprojnë edhe të tjerët,
Nuk kanë guxim.

# *Nëse Zoti i Madhërishëm ka mundësi të krijojë Hazret Isain pa baba, atëherë Ai a nuk mund të ketë fuqi edhe për ta ngritur atë lart në qiell?*



Ky është transkriptimi i një sesioni pyetje-përgjigjesh të mbajtur nga Hazret Mirza Tahir Ahmedi, Kalifi i IV i Mesihut të Premtuar, Allahu e mëshiroftë

**Përgjigjja:**

Patjetër që po. Mund ta ngrejë në qiell. Por nuk mund të ndodhë që ta ngrejë e pastaj t'i mos ketë thënë askujt e në asnjë vend. Kjo është pyetja jonë: Nëse Zoti e ka ngritur Isain në qiell, pse nuk e tregoi? Ai jo vetëm Isain, edhe të tjerët mund t'i ngrejë në qiell. Pse vetëm Hazret Isain? A ekziston ndonjë kusht që ai që lind pa baba vetëm atë duhet ta ngrejë Zoti në qiell? Hazret Elia nuk kishte lindur pa baba, ndërsa Bibla rrëfen që edhe ai u ngrit në qiell. Pse hoxhallarët nuk e përdorin këtë argument për të gjithë profetët? Bëjnë deklarime të mëdha nga vetja që Hazret Isain Zoti e ka ngritur në qiell dhe kur u kërkojmë argument, thonë: "Pse? Nëse Zoti mund ta krijojë atë pa baba, pse nuk mund ta ngrejë edhe në qiell?! Ky aspak nuk është argument. Sa më i jashtëzakonshëm të jetë pohimi, aq më i fortë duhet të jetë edhe argumenti për ta vërtetuar atë. Ky është rregulli i përgjithshëm që përdoret në botë. Nëse dikush do t'ju japë ndonjë lajm të zakonshëm, atëherë lirisht ju e besoni atë. Por nëse ju thotë diçka jo të zakonshme, për shembull, thotë: Po ecja rrugës dhe një shtyllë u shndërrua në kalë". Ju nuk do ta besoni

dhe do t'i kërkoni argument. Por nëse ai ju jep argument duke thënë se nëse Zoti mund ta krijojë Hazret Isain pa baba, a nuk mund ta kthejë shtyllën në kalë? Çfarë përgjigjeje mund t'i jepni atij?! Edhe këtu Zoti mund ta kthejë shtyllën në kalë, por sa më i madh të jetë pohimi, aq më i fortë duhet të jetë edhe argumenti. Pse Kurani nuk flet në asnjë vend që Zoti e ka ngritur Isain të gjallë në qiell dhe ai atje është mbetur deri tani. Madje në ajete të tjera ka deklaruar për vdekjen e tij. Edhe deklarata e Tij rreth vdekjes së Isait është aq e qartë saqë edhe një njeri i thjeshtë që ka pak logjikë nuk mund ta anashkalojë atë, vetëm nëse mbetet kokëfortë. Sepse njeriu kokëfortë mund të mohojë gjithçka. Unë do t'ju tregojë vetëm dy ajete rreth kësaj çështjeje.

Kurani nuk flet në asnjë vend që Zoti e ka ngritur Isain të gjallë në qiell dhe ai atje është mbetur deri tani. Madje në ajete të tjera ka deklaruar për vdekjen e tij. Edhe deklarata e Tij rreth vdekjes së Isait është aq e qartë saqë edhe një njeri i thjeshtë që ka pak logjikë nuk mund ta anashkalojë atë, vetëm nëse mbetet kokëfortë.

Ajeti i parë është lidhur me Hazret Isain a.s. Zoti i Madhërishëm thotë në Kuran:

مَا الْمَسِيحُ ابْنُ مَرْيَمَ إِلَّا رَسُولٌ قَدْ خَلَتْ

مِنْ قَبْلِهِ الرُّسُلُ وَأُمُّهُ صِدِّيقَةٌ كَانَا يَأْكُلَانِ الطَّعَامَ

*"Mesihu, biri i Merjemes, ka qenë vetëm një profet. Të gjithë profetët që kanë qenë përpara tij kanë vdekur. (El-Majdah 5:76)*

Kur e dëgjoni këtë deklaratë, çfarë mendoni se përse bëhet fjalë? A deklarohet në këtë ajet që Isai ishte vetëm një profet dhe asgjë tjetër dhe gjithë profetët e mëparshëm kanë kaluar dhe ai nuk ka kaluar?! Nëse dikush nxjerr këtë përfundim nga ky ajet atëherë a nuk është budallallëk i hapët?! Kjo shprehje mund të përdoret në çdo gjuhë. Nëse thuhet për dikë: "ai është njeri dhe çdo njeri gabon", kuptimi i kësaj fjalie është që edhe ai ka gabuar. Pra, këtu është përmendur si një rregull i përgjithshëm që mos ia rrisni vlerën Isait më shumë sesa të një profeti. Ai ishte vetëm një profet dhe para tij kanë ndërruar jetë të gjithë profetët. I vetmi përfundim nga ky ajet që del është që edhe Isai a.s. ka ndërruar jetë. Megjithatë, për ta hequr dyshimin e atyre që dyshojnë, Kurani Famëlartë e sqaron më shumë këtë çështje. Ajeti vazhdon:

وَأُمُّهُ صِدِّيقَةٌ

*Dhe nëna e tij ishte e virtytshme dhe e dëlirë.*

كَانَا يَأْكُلَانِ الطَّعَامَ

***Ata të dy, pra edhe djali dhe nëna, në një kohë të largët hanin ushqim.***

Çdo njeri i mençur, kur i dëgjon këto fjalë, menjëherë do të kuptojë se për çfarë po flasin ato. Pas përmendjes së Isait, Kurani foli për nënën e tij dhe

dikush mund të nxirrte përfundimin se mbaroi çështja e Isait. Por jo. Kur erdhi radha për të provuar që edhe nëna e tij ka ndërruar jetë, solli argumentin që ajo, në një kohë të hershme, ushqehej dhe në këtë argument edhe një herë e përmendi Isain, që edhe ai, njësojë si e ema, ushqehej dikur, e jo tani. Pra, edhe kjo tregon qartë se çfarë kuptimi kanë fjalët *"ked helet"* (të gjithë profetët kanë kaluar).

Zoti i Madhërishëm ka lënë në Kuran këtë çift ajetesh, në mes të të cilave jeta e Isait a.s. ngeci në atë mënyrë që ai nuk mund të dalë i gjallë. Është shumë e thjeshtë që edhe ai ka ndërruar jetë si gjithë profetët e tjerë. Po, nuk ka vdekur në kryq, kjo padyshim është e vërtetë. Ai i shpëtoi kryqëzimit, mërgoi dhe si gjithë profetët e tjerë kompletoi misionin e tij.

Nëse dikush ju thotë: Jo nuk është ashtu. Këtu janë përmendur profetët që ishin para Isait dhe ai vetë nuk është përfshirë në këtë ajet, ndaj nuk besojmë që ai ka vdekur. Atëherë unë i them: Kur Kurani jep vendimin e tij, atëherë askush nuk mund ta mohojë atë. Kurani provon fuqishëm atë që do. Ai përmend edhe një ajet tjetër shumë të ngjashëm me të, i cili flet për Hazret Profetin Muhammed[s.a.v.s.] Ai thotë:

وَمَا مُحَمَّدٌ اِلَّا رَسُوْلٌ ۚ قَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِهِ
الرُّسُلُ ؕ اَفَا۟ئِنْ مَّاتَ اَوْ قُتِلَ انْقَلَبْتُمْ عَلٰٓى
اَعْقَابِكُمْ ؕ وَمَنْ يَّنْقَلِبْ عَلٰى عَقِبَيْهِ فَلَنْ
يَّضُرَّ اللّٰهَ شَيْـًٔا ؕ وَسَيَجْزِى اللّٰهُ الشّٰكِرِيْنَ ۝

*"Dhe Muhammedi është vetëm një i dërguar. Vërtet, të gjithë të dërguarit kanë vdekur para tij, Pra, nëse ai vdes ose vritet, a do të ktheheni gjurmëve tuaja? Ai që kthehet mbrapa (largohet nga Islami) s'mund t'i bëjë dëm Allahut. Dhe Allahu do t'i shpërblejë mirënjohësit."* (Ale Imran 3: 145)

*Edhe Muhammedi, sado pozitë të madhe që ka, prapë se prapë është vetëm një profet. Të gjithë profetët para tij kanë kaluar.*

Tani më thoni! Isai a përfshihet këtu apo jo? A nuk ishte edhe ai një profet i mëparshëm apo jo? Nëse ishte atëherë ku do ta çoni këtë ajet, që thotë *"Muhammedi është vetëm një i dërguar. Vërtet, të gjithë të dërguarit kanë kaluar para tij"*

Së dyti, pse Zoti përmendi vetëm Isain a.s. në një ajet të veçantë? Përgjigjja është shumë e qartë që Zoti dinte që rreth Isait do të përhapeshin besime të gabuara në të ardhmen. Njerëzit do të mendonin për të se është i gjallë në qiell. Pikërisht për t'i hedhur poshtë këto besime të gabuara, Zoti i Madhërishëm ka lënë në Kuran këtë çift ajetesh, në mes të të cilave jeta e Isait a.s. ngeci në atë mënyrë që ai nuk mund të dalë i gjallë. Është shumë e thjeshtë që edhe ai ka ndërruar jetë si gjithë profetët e tjerë. Po, nuk ka vdekur në kryq, kjo padyshim është e vërtetë. Ai i shpëtoi kryqëzimit, mërgoi dhe si gjithë profetët e tjerë kompletoi misionin e tij. Nëse Hazreti Isai u kishte përcjellë mesazhin e tij vetëm dy fiseve izraelite që ishin atëherë në Judia dhe në Palestinë, dhe pastaj kishte shkuar në qiell, atëherë profetizmi i

tij nuk ishte plotësuar, sepse Izraelitët janë në dymbëdhjetë fise, për të cilat ai ishte dërguar. Edhe vetë ai kishte dhënë paralajmërim: *Pas jush, unë do të shkoj të udhëzoj delet e humbura të shtëpisë së Izraelit.* Tha "The Lost sheep of the house of Israel". Atëherë mu për këtë ai duhet të shkonte pikërisht atje ku ishin shkuar delet e humbura. Delet nuk kishin shkuar në qiell! Pra, Kurani Famëlartë e vendosi vdekjen e Hazret Isait a.s.

Por, kur paralajmërohet ardhja e një njeriu që ka vdekur, atëherë gjithmonë kuptohet ardhja e shembullit të tij. Kjo çështje ishte ngritur edhe në kohën e Isait a.s. dhe ai dha vendimin e tij për të. Edhe rreth Elias, Bibla thotë që ai hipi në një karrocë dhe u ngjit në qiell. Gjithashtu, përmendet që ai do të zbresë përsëri me të njëjtën karrocë, para se të vijë Mesihu. Kur erdhi Mesihu dhe nuk zbriti Elia, atëherë ashtu siç muslimanët e sotëm që na kërkojnë se Mesihu duhet të vijë nga qielli vetëm atëherë ne do ta besojmë, në të njëjtën mënyrë edhe dijetarët hebrenj u tallen me Isain dhe refuzuan ta pranonin dhe thanë: *Nga erdhi ti? Duhet ta sjellësh Elianë së pari.* Përgjigjja e Hazret Isait është vendimtare, e cila një herë e përgjithmonë e zgjidh këtë çështje. Duke përmendur Gjonin (Jahjan) pagëzues, ai tha: *Ky është Elia që duhet të vinte nga qielli. Daç e besoni, daç mos e besoni. Çështja juaj është me Zotin.* Pra, kështu "zbresin" njerëzit nga qielli. Lindin në tokë dhe ngrihen me natyrë dhe mësime të tyre që duheshin ardhur. Nëse provohet ngjashmëria, atëherë të riut i jepet emri i të vjetrit. Ashtu siç Gjoni u quajt Elia.

Duke përmendur Gjonin (Jahjan) pagëzues, ai tha: Ky është Elia që duhet të vinte nga qielli. Daç e besoni, daç mos e besoni. Çështja juaj është me Zotin. Pra, kështu "zbresin" njerëzit nga qielli. Lindin në tokë dhe ngrihen me natyrë dhe mësime të tyre që duheshin ardhur. Nëse provohet ngjashmëria, atëherë të riut i jepet emri i të vjetrit. Ashtu siç Gjoni u quajt Elia.

Pra, besimi ynë është që Hazret Isai a.s., sipas Kuranit Famëlartë, ka vdekur. Atëherë ai që do vinte, duhej ardhur me ngjashmëri të tij. Absolutisht nuk ekziston diskutimi që a është e mundur për Zotin që ta ngrejë Isain në qiell apo jo? Si mund të them unë që është e pamundur për Të!? Asgjë nuk është e pamundur për Zotin e Madhërishëm. Por kjo është e pamundur që Ai të thotë diçka krejtësisht jashtë rregullave të natyrës që ka vënë Ai dhe të mos e përmend atë. Kjo nuk është e mundur. Sidomos në këtë rast. Sepse në njërën anë, nëse Zoti ka thënë se e ka ngritur Isain në qiell, por në anën tjetër jep argumente që ai ka vdekur si gjithë profetët e tjerë, a ka kuptim të ekzistojë kjo kontradiktë në Librin e Tij? Kjo është më shumë e pamundur sesa ajo, për të cilën hoxhallarët na akuzojnë.

# Si e pranova Xhematin Musliman Ahmedia

Hani Tahir



***I nderuari Hani Tahir është një ndër dijetarët arabë të Xhematit Musliman Ahmedia, i cili u anëtarësua në vitin 1999 dhe ia përkushtoi jetën fesë Islame. Ndër shumë përpjekjet e tij të çmuara në shërbim të Xhematit Ahmedia, është edhe pjesëmarrja e tij e vazhdueshme në emisionin live "El-Hiwar El-Mubashar" ("Biseda e drejtpërdrejtë"), emision ky që bëri jehonë të madhe nëpër vendet arabe. Këtu po paraqesim një përmbledhje të asaj që ka rrëfyer zotëri Hani Tahir sesi ai u anëtarësua në Xhematin Ahmedia. Tani, ai shërben si misionar i Xhematit Musliman Ahmedia. (Redaksia)***

Jam nga një lagje e Palestinës quhet *Kefr Sur*, e cila gjendet 10 km në jug të qytetit *Tulkerm*, që është në pjesën perëndimore të zonës së pushtuar gjatë vitit 1967. Kam lindur dy vjet pas okupimit të lagjes sime nga izraelitët (21 vjet pas pushtimit të Palestinës nga ata), domethënë, në vitin 1969. Baballarët e mi e kujtonin me mall tokën e tyre që kanë pasur para 1948-së dhe që u pushtua nga izraelitët. Pastaj në 1967-ën kur okupimi u zgjerua dhe erdhi deri te lagjja jonë, atëherë prindërit e mi u shqetësuan shumë. Unë jam rritur në ato shqetësime. Në shtëpinë time, sa herë që ndodhte ndonjë e papritur, ndonjë humbje ose problem, sado i vogël të ishte, nëna ime bënte vetëm një lutje: *O Zot, shkatërroi çifutët.* Për shkak të këtyre gjërave, unë e kisha të ngulitur në mendje që vendi ynë është i pushtuar nga mizorët dhe se ai duhet të bëhet i pavarur nga ata. Për shkak të shoqërisë së tillë, gjatë gjithë kohës mendoja se patjetër duhet të lirohemi nga pushtimi çifut. Pikërisht këto ndjenja, disa xhemate fetare në vend, i kanë shfrytëzuar për të përhapur ideologjitë e tyre të veçanta. Sidoqoftë, po me këto ndjenja, në moshën 16 vjeçare u anëtarësova në xhematin "*Vëllazëria Muslimanë*" *(Ihuanul Muslimin)*.

Në Shkollën e Mesme, duke pasur mesataren 96%, zura vendin e parë në të gjithë provincën dhe fitova bursë në Universitetin e Bagdadit, për të vazhduar inxhinierinë elektronike, të cilën e përfundova në vitin 1991. Pas një viti u regjistrova për të studiuar degën e historisë në universitetin e "El-Nexhah" që ndodhet në Nablus të Palestinës. Por për shkak të ngushtimit të mjeteve financiare, më shumë se një vit nuk i vazhdova dot studimet atje. Pastaj, në vitin 1996 u regjistrova në Kolegjin Sheriat për të përfunduar Baçelorin dhe në vitin 2000 për të filluar masterin. Por nuk mora dot diplomën e masterit vetëm për shkak të temë-diplomës sime që kisha shkruar për temën *"Mos lejimi i vrasjes së renegatit"*. Më kishin kërkuar të shkruaja temën për ndonjë çështje tjetër. Unë këmbëngulja për temën time, por edhe udhëheqësi im ngulmonte të më ngelte në temë. Pastaj nisa studimet për letërsinë arabe dhe në vitin 2004 mbarova master në këtë drejtim.

Gjatë studimeve, nga viti 1993 kam punuar si pedagog në Kolegjin *"Khuduri"*, i cili më vonë u bë universitet dhe në vitin 2009 dhashë dorëheqje dhe jetën ia dedikova fesë.

Në pjesën e fundit të lagjes sime Kefr Sur, jetonte një plakë, e cila shtëpinë e kishte vetëm një dhomë, edhe ajo ishte aq e ngushtë, saqë të linte përshtypje të ndonjë shpelle. Unë nganjëherë shkoja te ajo për ta ndihmuar, i blija gjërat e nevojshme. Gëzohesha pamasë kur ajo ngrinte duart dhe i lutej Zotit për mbrojtjen dhe jetëgjatësinë time.

### *Disa kujtime të fëmijërisë*

Është vetëm bekimi i madh i Zotit që Ai ka lënë një ndjenjë e dashuri të veçantë për të ndihmuar dhe shërbyer të tjerët që nga fëmijëria. Disa kujtime lidhur me këtë edhe sot më japin qetësi:

1. Në pjesën e fundit të lagjes sime Kefr Sur, jetonte një plakë, e cila shtëpinë e kishte vetëm një dhomë, edhe ajo ishte aq e ngushtë, saqë të linte përshtypje të ndonjë shpelle. Unë nganjëherë shkoja te ajo për ta ndihmuar, i blija gjërat e nevojshme. Gëzohesha pamasë kur ajo ngrinte duart dhe i lutej Zotit për mbrojtjen dhe jetëgjatësinë time.

2. Po ashtu, një tjetër plakë e quajtur Umme Ruhi që ishte e lagjes, më thërriste me nofkën "Exhrab", domethënë ai që kruan shumë, që nuk ishte e mirë. Kur njerëzit e pyesnin se përse më thërriste me atë nofkë. Që mos ta marrë syri i keq thoshte plaka.

3. Ndoshta për shkak të shërbimit tim ndaj njerëzve, një tjetër plakë e quajtur "Umi Bisjam thoshte rreth meje: Nëse ne do t'i themi të shkojë te bregu i detit e të na sjellë diçka, ai kurrë nuk do të na refuzojë. Në vendin tim, të shkosh te bregu i detit nënkupton të shkosh në anën tjetër të botës.

### *Ndjenja fetare*

Si sot më kujtohet xhamia e vjetër e lagjes, që ndodhej pranë varrezës. Në



Paneli i emisionit El-Hiwarul Mubashar (Biseda e drejtpërdrejtë)

moshën adoleshente, ndër të gjithë, shkoja i pari për namazin e sabahut. "Ndër të gjithë" do të thotë tre ose katër pleq që frekuentonin xhaminë.

Që nga fëmijëria kam pasur dashuri të veçantë ndaj Kuranit Famëlartë. Në atë kohë, bashkë me shokë të tjerë i kullotja bagëtitë. Shokët e mi tërë ditën i kullosnin bagëtitë dhe luanin, por unë në vend të luaja, kohën time e shfrytëzoja për të mbajtur përmendësh Kuranin e Shenjtë.

Gjatë atyre ditëve u njoha me ca të rinj që nuk ishin të lagjes, por gjatë verës vinin te ne për të mësuar ose për të gjetur ndonjë punë. Unë u miqësova aq shumë me ta, saqë mezi e prisja ardhjen e tyre dhe kur largoheshin, qaja nga hidhërimi. Këta të rinj ishin shumë të përpiktë në namazet. Prej tyre kisha mësuar që "*Vëllezëria Muslimane*" *(Ihuanul Muslimin)* ishin ata, të cilët me të vërtetë do ta mbronin fenë Islame, sepse bindja ime ka qenë që vetëm ata e donin më së shumti fenë Islame dhe të Dërguarin e Allahut[s.a.v.s.] dhe pikërisht për këtë shkak, ata nuk ngurronin edhe për të dhënë jetën e tyre në këtë rrugë. Ngaqë edhe unë isha shumë i emocionuar ndaj mbrojtjes së fesë Islame, u bashkova me xhematin e tyre. Pastaj, në vitin 1987, kur shkova në Bagdad për të bërë studimet e larta të inxhinierisë, edhe atje ne që ishim disa palestinezë së bashku me disa studentë të tjerë jordanezë, kishim bërë një union studentësh, i cili gjithashtu, me kalimin e kohës mori ngjyrën e xhematit "*Vëllazëria Muslimanë*". Xhemati "*Vëllazëria Muslimanë*" ishte ndikuar nga mendimet e Sejid Kutbiut, që ishte ndikuar nga mendimet e Meulana Meududiut. Këtë ideologji e quajnë gjithashtu *"Tekfiri"* që do të thotë se ata, përveç vetes së tyre, të gjithë i konsiderojnë qafirë (jobesimtarë).

Në vitin 1992, u largova nga xhemati "*Vëllazëria Muslimanë*" dhe u bashkova me xhematin e Tekfirit, dhe në mbështetjen e këtij të fundit, shkrova edhe një libër me titullin *"Neklatun beidetun minel ihuani ilel Islami"* ("Shpërngulje e largët nga Vëllazëria në Islam"), libër ky që ishte mirëpritur shumë në Gaza, nga ata që kishin mendimet e xhematit *Tekfiri*. Por, pas një kohe të shkurtër, zemra ime u ftoh me këtë xhemat dhe u ndava nga ai, por mendimet e tij më mbeten për një kohë, derisa u njoha me Xhematin Musliman Ahmedia.

***Si u njoha me Xhematin Musliman Ahmedia?***

Më 7 gusht të vitit 1995, një anëtar i nderuar i xhematit tonë Tekfiri, zotëri Ebu Mamuni erdhi te ne dhe na njoftoi që ishte bërë ahmedian. Përgjigjja jonë ishte e prerë dhe e shkurtër, sepse ne edhe muslimanët e tjerë që besonin ahmedianët si qafirë i konsideronim qafirë, atëherë për ahmedianët as nuk bëhej fjalë të bënim kompromis. Nuk mund të lindte pyetja për të biseduar apo për të argumentuar me mikun tonë. Sepse ahmedianët ishin qafirë edhe sipas atyre, të cilët ne i quanim qafirë. Ndaj, vendimi ynë i përbashkët ishte, që nga ai moment e tutje të mos kishim asnjë marrëdhënie me Ebu Mamun sahibin.

Në librin e Meududiut, një kapitull më tërhoqi vëmendjen: "Tri arsye kryesore për betejën kundër Kadianijëve". Njërën ndër arsyet për ta kundërshtuar Xhematin Ahmedia që përmendi dijetari Meududi në këtë kapitull ishte që ndjekësit e këtij xhemati janë shumë të angazhuar në përhapjen e ideologjisë së tyre dhe janë të zotët në bashkëbisedë e në debate. Për këtë arsye, thotë dijetari, çdo anëtar i tyre bën jehonë kudo që jeton.

Por, pavarësisht nga ky vendim, zbatimi i tij për mua ishte i vështirë për shkak se Ebu Mamuni ishte vjehrri im dhe unë ndihesha i obliguar për ta sjellë atë përsëri në "rrugën e drejtë". Prandaj, ne biseduam për një kohë të gjatë. Në vitin 1996, në Oman bleva librin e Meududiut *"Ma hijel kadianijah?" ("Çfarë është kadijanizmi?")* disa rreshta të të cilit më bënë përshtypje dhe për herë të parë mendova që kishte nevojë të hulumtoja rreth Xhematit Ahmedia. Më përpara, mendoja që as nuk kishte nevojë të studioja për të ditur që Xhemati Ahmedia është në rrugën e drejtë apo jo.

Në librin e Meududiut, një kapitull më tërhoqi vëmendjen: *"Tri arsye kryesore për betejën kundër Kadianijëve"*. Njërën ndër arsyet për ta kundërshtuar Xhematin Ahmedia që përmendi dijetari Meududi në këtë kapitull ishte që ndjekësit e këtij xhemati janë shumë të angazhuar në përhapjen e ideologjisë së tyre dhe janë të zotët në bashkëbisedë e në debate. Për këtë arsye, thotë dijetari, çdo anëtar i tyre bën jehonë kudo që jeton.

*("Ma hijel kadianijah?" f. 107)*

Këto fjalë të Meududiut, të paktën më bindën që ky xhemat nuk ishte ndonjë xhemat i thjeshtë dhe i rëndomtë, që

çdo anëtar i të cilit të arrijë të bëjë jehonë në shoqërinë e tij. Aty kuptova që duhet ta di realitetin e këtij xhemati. Kështu që, më 7 dhjetor të vitit 1996, pikërisht me këtë qëllim, shkova në shtëpinë e Ebu Mamun sahibit. Ai më bëri të dëgjoja kasetat e të ndjerit Mustafa Thabit sahibit me titullin *"Deaimul Iman"*. Kisha kaq shumë kureshtje për të ditur më shumë rreth xhematit saqë, i dëgjova të gjitha kasetat dhe nxora një përmbledhje që zgjerohej në 19 faqe. Sot, pasi kanë kaluar 14 vite nga ajo ditë, e kam edhe tani atë përmbledhje me vete.

### *Mendimi për të shkruar përgënjeshtrim të besimeve të Xhematit Ahmedia*

Pasi e përfundova përmbledhjen e kasetave, mendova të udhës, të shkruaja kundërpërgjigje të tyre pikë më pikë. Por, njeriu si unë, i cili ishte marrë vetëm me Islamin politik dhe që gjithnjë kishte qenë i angazhuar për të shpallur qafirë njerëz të ndryshëm e për të shkruar argumente kundër tyre, çfarë mund të dinte se si duhet t'u përgjigjej pyetjeve si: Çfarë është realiteti i vdekjes së Isait? Ç'domethënë shenjat e Kohës? Çfarë është çështja e ajeteve shfuqizuese e atyre të shfuqizuara *(Nasih ue Mensuh)*? Si mund të mohohet vazhdimi i shpalljes dhe profetizmit? Pra, si përfundim, doli që kjo punë ishte shumë e vështirë për mua, sepse unë kurrë nuk kisha menduar rreth këtyre temave. Ndërsa tani ishte gjendja, kur papritmas të gjitha këto pyetje qëndronin ngultas para syve të mi. Unë nuk kisha asnjë përgjigje të tyre. Më në fund, pas një meditimi të gjatë, vendosa të merrja ndihmë te ndonjë dijetar, i cili të mund të jepte përgjigje të hollësishme të të gjitha çështjeve të Xhematit Ahmedia. Në mendjen time erdhi emri i dijetarit tim më të dashur e më të pëlqyer Ebu Xhemil, dija e të cilit më kishte bërë shumë përshtypje. Kështu që, shumë shpejt isha te dijetari Meulvi Ebu Xhemil. I thashë që kam dëgjuar disa kaseta të sektit ahmedian dhe mendoj që është shumë e nevojshme të shkruhet ndonjë përgjigje e tyre. Ebu Xhemili u pajtua, por më tha: Më sill librat e tyre, që të shkruajmë së pari çfarë thonë ata e pastaj t'i shkruajmë edhe përgjigjet e tyre.

Por, njeriu si unë, i cili ishte marrë vetëm me Islamin politik dhe që gjithnjë kishte qenë i angazhuar për të shpallur qafirë njerëz të ndryshëm e për të shkruar argumente kundër tyre, çfarë mund të dinte se si duhet t'u përgjigjej pyetjeve si: Çfarë është realiteti i vdekjes së Isait? Ç'domethënë shenjat e Kohës? Çfarë është çështja e ajeteve shfuqizuese e atyre të shfuqizuara (Nasih ue Mensuh)? Si mund të mohohet vazhdimi i shpalljes dhe profetizmit? Pra, si përfundim, doli që kjo punë ishte shumë e vështirë për mua, sepse unë kurrë nuk kisha menduar rreth këtyre temave. Ndërsa tani ishte gjendja, kur papritmas të gjitha këto pyetje qëndronin ngultas para syve të mi.

### *Për herë të parë në Kebabir*

Më 7 janar të vitit 1997, për të sjellë librat për Ebu Xhemilin, bashkë me Ebu Mamunin, për herë të parë mbërrita në Kebabir, ku takova Muhamed Sherif Euda sahibin dhe misionarin e Xhematit Ahmedia Muhamed Hemid Keuther sahibin. Isha me patos të fuqishëm, ndaj, për çdo pyetje, u kërkoja përgjigje të qartë e të shkurtër. Mënyra ime e të pyeturit ka qenë shumë e zjarrtë dhe e pezmatuar. Duke më parë mua, Ebu Mamun sahibi vazhdimisht ndërhynte dhe më bënte vërejtje për mënyrën time të të pyeturit. Kjo më bëri të zemërohesha edhe më shumë. I nderuar Muhamed Sherif Euda kur më pa në këtë gjendje, më mori te shtëpia e tij, ndërkohë Ebu Mamuni qëndroi me misionarin e Xhematit.

Duke e parë sjelljen time, disa ahmedianë filluan të thoshin rreth meje që jam një djalë shumë i papërmbajtur e mendjengushtë dhe njerëzit si unë zakonisht nuk binden. Por, kjo nuk ishte e vërtetë. Qëllimi im ishte vetëm e vetëm ta zbuloja të vërtetën. Sidoqoftë, mora ca libra nga atje, edhe vetë i lexova dhe ia dhashë edhe dijetarit tim Ebu Xhemil.

### *Biseda pa argument e Ebu Xhemilit*

Pas kësaj, shpesh shkoja te Ebu Xhemili dhe ia kujtoja premtimin që më kishte bërë për t'i shkruar përgjigjet e atyre librave. Ai, çdo herë, hapte ndonjërin nga ata libra dhe lexonte ndonjë rresht dhe thoshte: "Shikoje se sa fjalë të kota janë këto! Vetëm budallallëqe janë shkruar!" Kështu që, çdo herë kur shkoja te ai, ai kështu vepronte dhe thoshte thëniet e sipërpërmendura. Por, kurrë nuk mori hap për të shkruar përgjigjet e as mua nuk më dha gojarisht ndonjë përgjigje që të më mbushte mendjen.

Pas kësaj, shpesh shkoja te Ebu Xhemili dhe ia kujtoja premtimin që më kishte bërë për t'i shkruar përgjigjet e atyre librave. Ai, çdo herë, hapte ndonjërin nga ata libra dhe lexonte ndonjë rresht dhe thoshte: "Shikoje se sa fjalë të kota janë këto! Vetëm budallallëqe janë shkruar!" Kështu që, çdo herë kur shkoja te ai, ai kështu vepronte dhe thoshte thëniet e sipërpërmendura. Por, kurrë nuk mori hap për të shkruar përgjigjet e as mua nuk më dha gojarisht ndonjë përgjigje që të më mbushte mendjen.

Për disa muaj të ardhshëm, nuk arrita të shkoja në Kebabir për të marr libra të tjerë, ndaj, nuk e hulumtova dot këtë çështje. Në fakt, nuk kuptoja se si duhet të filloja hulumtimin, sepse nuk ishte një çështje, por ishin shumë që duhet t'i zbuloja. Sidoqoftë, gjatë kësaj periudhe fillova të lexoja hadithet rreth ardhjes së Imam Mehdiut. U shqetësova shumë kur mësova që të gjitha transmetimet rreth Imam Mehdiut konsiderohen të dobëta *(deif)*. Deri në vitin 1998, isha i zhytur vetëm në këto mendime dhe nuk gjeja asnjë rrugë hulumtimi e as përgjigjet e mjaftueshme kundër

besimeve të Xhematit Ahmedia. Kur nuk ia gjeta çarenë, edhe një herë u detyrova të kthehesha tek Ebu Xhemili, por kësaj radhe, arrita të organizoja një debat midis atij dhe dijetarit ahmedian Mustafa Thabit sahibit. Atë vit, i nderuar Mustafa Thabiti kishte ardhur në Kebabir për të marrë pjesë në Xhelsa Salanën (tubimin vjetor) e ahmedianëve dhe unë atë do ta takoja për herë të parë. Kështu që, një natë, pas faljes së akshamit dhe të jacisë u zhvillua debati, i cili vazhdoi deri në faljen e sabahut. Por mjerisht, për shkak të retorikës së thatë të Ebu Xhemilit biseda nuk solli ndonjë rezultat. Sepse Ebu Xhemili bënte pyetje të njëjta. Për shembull, ai e pyeste zotëri Mustafa Thabitin: Si i kuptoni porositë e sheriatit? Nëse i pyeturi përgjigjej: I kuptojmë nga Kurani i Shenjtë. Ebu Xhemili e pyeste: Po Kuranin si e kuptoni? Ai përgjigjej: Në gjuhën arabe. Pyetësi përsëri pyeste: Si e kuptoni gjuhën arabe? E kështu me radhë. Gjithë natën e kaluam duke u marrë me pyetje pa lidhje dhe Ebu Xhemili nuk na la të bisedonim për besimet e Xhematit Ahmedia. Unë që isha ndër shikuesit po mërzitesha nga sjellja e dijetarit tonë dhe pyesja veten: Pse vallë Mustafa Thabiti nuk i bën pyetje të tilla Ebu Xhemilit! Megjithatë, nga ky debat mësova që Mustafa Thabiti ishte një njeri shumë i duruar, i cili pa u lodhur jepte përgjigjet e të gjitha pyetjeve.

Veç kësaj, duke studiuar krahasimin e feve, arrita në përfundimin që Hazret Isai a.s. ka ndërruar jetë dhe se ata që besojnë të kundërtën, ose janë në padijeni fare, ose e kundërshtojnë paargument.

***Vendimi për të hulumtuar vetë***

Pas atij debati, arrita në përfundimin se Ebu Xhemili nuk kishte aftësi të mjaftueshme që unë të mbështetesha tek ai për të hulumtuar Xhematin Ahmedia, ndaj vendosa që këtë punë ta bëja vetë. Deri atëherë, nuk kisha lexuar asnjë libër të Hazret Mesihut të Premtuar a.s.. Ishte interesante që vetëm pas këtij vendimi, Zoti i Madhërishëm më udhëzoi për disa gjëra, që ishin:

❖ Ato ditë, kisha qenë student në një universitet me korrespondencë (Open university) dhe zgjodha degën *studim krahasimtar i feve* dhe *marrëdhëniet ndërkombëtare*.

Në degën marrëdhëniet ndërkombëtare, studiova mendimet e shumë dijetarëve muslimanë rreth çështjeve kryesore, si: xhihadi, liria fetare, marrëdhëniet me jomuslimanët, etj. Kur lexova edhe mendimin e Xhematit Ahmedia, s'kisha si të mos e pranoja atë, sepse vetëm ai ishte mendim i drejtë, ndërsa mendimet e xhematit Tekfiri nuk ishin aq të pjekura, që të mund të mbanin themelet e këtij problemi.

Veç kësaj, duke studiuar krahasimin e feve, arrita në përfundimin që Hazret Isai a.s. ka ndërruar jetë dhe se ata që besojnë të kundërtën, ose janë në padijeni fare, ose e kundërshtojnë paargument.

- Në korrik të vitit 1998, bleva librin "El-Xhihad" që ka shkruar Meulvi Sa'id Ramadan El-Buti, i cili është ndër dijetarët më në zë të Sirisë, libër ky që do të luante rolin kryesor për t'i hequr mendimet e mia të ngulitura për xhihadin armiqësor. Megjithatë, El-Buti kishte një kontradiktë të hapur në librin e tij. Argumentet që sillte në pjesën e dytë për të provuar ndëshkimin me vdekje të renegatëve (murtedin), binin ndesh me pjesën e parë të librit. Kur lexova mendimin e Xhematit Ahmedia, edhe një herë u pajtova me idenë e tij, sepse atë e gjeta në rrugën e drejtë dhe se argumentet që jep ky Xhemat, ishin të forta dhe plotësisht bindëse për mua. Pastaj, kur studiova edhe çështje të tjera, mësova se dijetarët e mëdhenj si El-Buti, vetë nuk bien në ujdi me njëri-tjetrin në çështjet për të cilat ata e kundërshtojnë Xhematin Ahmedia.

- Më 18 qershor të vitit 1998, shkova në Jordani, ku do të qëndroja deri më 14 korrik të atij viti, udhëtim ky do të bëhej shkak kryesor për t'i çrrënjosur mendimet e mia të *Tekfirit*. Ishte një udhëkryq, ku merrnin fund argumentet e xhematit Tekfiri, sepse që atje fillonin idetë dhe mendimet e vërteta të Xhematit Ahmedia.

***Kundërshtari vetë e provoi vërtetësinë e Hazret Mesihut të Premtuar*** *a.s.*

Pastaj, fillova të lexoja literaturën islame. Së pari, nisa librat e komentimit të Kuranit. Ndërsa po lexoja komentimin (tefsirin) "El-Manar" të Sheh Reshid Radaut, ishte mbrëmje e bekuar e datës 22 shtator 1998, kur lexova argumentet e tij kundër ngritjes fizike të Isait a.s. në qiell. Por, pas shtrimit të këtyre argumenteve, ky dijetar i shquar përballet me problemin e jetës së Isait pas kryqëzimit. Me fjalë, nëse Isai a.s., me ndihmën e Zotit të Madhërishëm, i shpëtoi kryqëzimit, por nuk ka shkuar as në qiell, atëherë çfarë rruge tjetër ai ndoqi? Pse nuk e ka parë asnjeri. Për t'iu përgjigjur këtij problemi, në librin e tij, ai sjell thënie të njerëzve të ndryshëm që provojnë se Isai a.s. ka qenë vetëm pandjenja në kryq, gjë që nuk quhet vdekje nga ana mjekësore. Por prapë se prapë ky fakt nuk zgjidh problemin. Pyetja aty mbetet. Ku shkoi Hazret Isai a.s. pas kryqëzimit? Për ta trajtuar këtë, dijetari Sheh Rashid Rada ngre një temë

E gjithë kjo provon që një dijetar i madh si Sheh Reshid Rada, në njërën ndër çështjet më delikate e të rëndësishme të fesë, pajtohet plotësisht me idenë e Hazret Mirza Ghulam Ahmedin a.s. të Kadijanit. Gjithashtu kuptova që, për të hedhur poshtë mendimet e gabuara të krishterëve, dijetari duhet ta ndiqte të vetmen rrugë studimi, që ka treguar Hazret Mirza Ghulam Ahmed Kadijani a.s.

të re që thotë: *"El-keulu bihixhretil Mesih ilel Hind ue meutihi fi beldati Siri Neger fi Kashmir"* ("Mendimi për mërgimin e Mesihut drejt Indisë dhe për vdekjen e tij në qytetin Sri Nagar të Kashmiti"). Në këtë temë, Sheh Reshid Radau, lidhur me çështjen, citon Hazret Mirza Ghulam Ahmedin a.s. dhe gjithashtu për ajetin kuranor:

> *"Birni e Merjemes dhe nënën e tij, Ne e strehuam në një vend të lartë e të qetë me burime uji"*
>
> (El-Muminun 23:51)

tregon atë komentimin që ka shkruar Hazret Mirza Ghulam Ahmedi a.s.. Madje thotë se edhe ai pajtohet me këtë mendim. Veç kësaj, ai solli ajete të tjera të Kuranit në mbështetjen e kësaj ideje dhe në fund nxori përfundimin në fjalët e tij të famshme:

> *"Mërgimi i Isait drejt Indisë dhe vdekja e tij në atë qytet të saj nuk është larg argumenteve të logjikshme dhe të historisë"*

E gjithë kjo provon që një dijetar i madh si Sheh Reshid Rada, në njërën ndër çështjet më delikate e të rëndësishme të fesë, pajtohet plotësisht me idenë e Hazret Mirza Ghulam Ahmedin a.s. të Kadijanit. Gjithashtu kuptova që, për të hedhur poshtë mendimet e gabuara të krishterëve, dijetari duhet ta ndiqte të vetmen rrugë studimi, që ka treguar Hazret Mirza Ghulam Ahmed Kadijani a.s.

Më 26 shkurt të atij viti, u zhvillua një polemikë rreth besimeve të Ahmediatit dhe të vërtetësisë së Mesihut të Premtuar a.s., midis meje dhe dijetarit tim të mëparshëm Sheh Ebu Xhemlit. Ishte ky njeri, të cilin e kisha marrë edhe në Kebabir në një kohë për ta kundërshtuar Xhematin Ahmedia. Për të marrë parasysh suksesin apo humbjen e kësaj polemike, mjafton fakti që një miku im i nderuar Radi Telal dhe i nderuar Shadi Mudalili, vëllai i Abdul Kader Mudalilit, bënë Bejtin fill pas atij debati.

***Rezultati i hulumtimit***

Pas këtij hulumtimi, erdha në përfundimin që nëse Hazret Isai a.s. ka ndërruar jetë dhe varri i tij gjendet në Kashmir dhe nëse Mirza Ghulam Ahmedi është ai personalitet, i cili e zbuloi këtë të vërtetë, e cila është kaq e rëndësishme që edhe një dijetar kaq i madh musliman i shekullit njëzet e ndjek rrugën e tij dhe nëse Mirza Ghulam Ahmedi është i vetmi që zgjidh problematikën e riardhjes së Mesihut, atëherë këto gjëra do të thonë se Mirza Ghulam Ahmedi është i vërtetë në mendimet dhe deklarimet e tij. Realisht, kjo ishte koha, kur nga zemra e kisha pranuar Hazret Mesihun e Premtuar a.s.

***Programi për përhapjen e mesazhit***

Pasi iu binda Hazret Mesihut të Premtuar a.s., vendosa ta përhapja mesazhin e tij ndër të gjithë miqtë e mi që i përkisnin xhematit Tekfiri. Me bekimin e Zotit, plani im pati sukses. Pas diskutimeve të bëra vetëm brenda

12 ditësh, më 18 nëntor të vitit 1998, një miku im i nderuar Abdul Kader Mudalili më tha se iu bind vërtetësisë së Imam Mehdiut. Deri atëherë ne nuk dinim fare që kishte nevojë të bënim edhe *Bejt* (besëlidhje për anëtarësimin në Xhemat). Veten ne e konsideronim ahmedianë dhe e përhapnim mesazhin e Xhematit Ahmedia. Më vonë kur morëm vesh për *Bejtin*, atëherë në janar 1999 plotësuam formularët e Bejtit dhe kështu zyrtarisht hymë në Xhemat.

Më 26 shkurt të atij viti, u zhvillua një polemikë rreth besimeve të Ahmediatit dhe të vërtetësisë së Mesihut të Premtuar a.s., midis meje dhe dijetarit tim të mëparshëm Sheh Ebu Xhemlit. Ishte ky njeri, të cilin e kisha marrë edhe në Kebabir në një kohë për ta kundërshtuar Xhematin Ahmedia. Për të marrë parasysh suksesin apo humbjen e kësaj polemike, mjafton fakti që një miku im i nderuar Radi Telal dhe i nderuar Shadi Mudalili, vëllai i Abdul Kader Mudalilit, bënë *Bejtin* fill pas atij debati. Radi Telali familjarisht jeton në Suedi dhe me bekimin e Zotit, tani ka lidhje shumë të sinqertë me Ahmediatin dhe Kalifatin e tij. Ndërsa Shadi Mudalil sahibi jeton në Palestinë dhe është i angazhuar tërësisht në përhapjen e mesazhit të Xhematit.

> Gjatë qëndrimit tim në Palestinë, shkoja te çdonjëri për të cilin merrja vesh se ishte i dëgjueshëm dhe bisedoja me të për Xhematin Ahmedia. Me bekimin e Zotit shumë njerëz e përqafuan rrugën e drejtë nga ato takime.

***Takimi i parë me Hazret Kalifin e Katërt të Mesihut të Premtuar r.a.***

Në korrik të vitit 1999, bashkë me Abdul Kader Mudalilin, gjeta mundësi të merrja pjesë në Xhalsa Salanën e Xhematit të Anglisë, ku takuam edhe Hazret Kalifin e Katërt r.a., takim ky edhe pse ishe i shkurtër, por mjaft mbresëlënës. Hazuri më pyeti për reagimin e hoxhallarëve pas anëtarësimit tim në Xhemat.

***Përshkrimi i disa debateve të mia***

Siç tregova më lart, që debati im i parë ishte zhvilluar me Sheh Ebu Xhemilin. Ndërsa të dytin e kisha bërë me një hoxhë të fshatit tim, në korrik të 2011-it. Realizimi i tij u bë në një mënyrë shumë dramatike. Një ditë xhumaje, në xhaminë e tij, hoxha kishte sulmuar ashpër kundër besimeve të Xhematit Ahmedia dhe ishte përpjekur mjaft të përhapte urrejtje për të në muslimanët e pranishëm. Ndërsa po dëgjoja fjalimin, u çova menjëherë dhe shumë shpejt arrita të përgatisja një përgjigje edhe pse të shkurtër, por të argumentuar dhe derisa të përfundonte falja e xhumasë, i bëra 70 fotokopje, të cilat ia dhashë Shadi Mudalel sahibit, që shkoi dhe qëndroi pranë derës së asaj xhamie, për t'ua shpërndarë njerëzve kur të dilnin. Njerëzit ishin habitur për faktin që hoxha sapo ngriti akuzat kundër Xhematit Ahmedia dhe në një kohë kaq të shkurtër si po merrnin përgjigjet e tyre! Kur mori vesh hoxha për këtë punë, ai u hidhërua shumë. Ndaj, ne organizuam një debat midis

atij dhe nesh. Në këtë debat shumë njerëz kishin marrë pjesë, por për nga organizimi ai nuk qe i suksesshëm. Sepse kurdoherë më vinte mua radha për të folur, disa nga njerëzit çoheshin në këmbë dhe fillonin të flisnin dhe nuk më linin ta mbaroja fjalën. Prandaj, ky debat përfundoi pa ndonjë rezultat.

Një tjetër debat që kam bërë me disa hoxhallarë, u zhvillua në një xhami, e cila ndodhet shumë afër Xhamisë Aksa të Bejtul Mekdesit. Qindra njerëz kishin marrë pjesë në të. Debati vazhdoi për shumë orë dhe shumë njerëz nxorën mllefin dhe helmin e tyre kundër Xhematit tonë. Por, rezultati i këtij debati ishin dy të rinj të sinqertë të Bethlehemit (Betul Lehm), Usama Esh-Sheih dhe Mithkal Bedui u anëtarësuan në Xhemat dhe me bekimin e Zotit i janë shumë të përkushtuar Xhematit.

Veç kësaj, një debat tjetër kam bërë në Bethlehem me disa dijetarë selefi.

***Takime për tablig (për përhapjen e mesazhit)***

Gjatë qëndrimit tim në Palestinë, shkoja te çdonjëri për të cilin merrja vesh se ishte i dëgjueshëm dhe bisedoja me të për Xhematin Ahmedia. Me bekimin e Zotit shumë njerëz e përqafuan rrugën e drejtë nga ato takime. Njëri ndër tyre, që dëshiroj të përmend këtu, është zotëri Muhammed Elauna, i cili pas gjashtë muajve, më 15 shtator të vitit 2003 u bë ahmedian. Këto ditë, një padi është ngritur kundër tij në gjykatën palestineze, në të cilën përpiqet të shpallet që zotëria është renegat *(murted)* dhe si i tillë, kurorëzimi *(nikahu)* i tij me bashkëshorten, do të shfuqizohet dhe gjithashtu ai nuk mund të gëzojë asnjë pasuri nga trashëgimia e familjes së tij. Përmes Muhammed Elauna sahibit, zotëri Muhammed Selahat u bë ahmedian, i cili tani shërben në MTA (kanalin televiziv të Xhematit).

***Përpilimi i librave***

Në mars të vitit 1999, më ra në sy një libër kundër Xhematit me titullin: *"Ahmediati në peshoren islamik" (El-Ahmediatu fi mizanil Islam)*, përgjigjen fillestare e të cilit kisha përgatitur brenda disa orësh, e cila më vonë me shtojca të ndryshme do të botohej si një libër me titullin *"Limadha Tenkimuna min-na?"*.

Në fund të vitit 1999, hartova një libër për çështjen e ajeteve shfuqizuese dhe të shfuqizuara *(Nasih ue Mensuh)* me titullin *"Pastrimi i Kuranit nga shfuqizimi dhe humbja" (Tenzihul Kuran enin nes'hi uen nuksan)*; në 2000-në një libër tjetër me titullin *"Çështja e xhindëve nga Kurani" (El-xhinnu fil Kuran)*; në vitin 2001 *"Liria fetare dhe xhihadi" (El-hurrijatud dinijah uel xhihadi)*; gjatë 2002-it shkrova librin *"Argumenti kundër mendimit për të zgjedhur gjykues hadithin dhe sunetin mbi Kuranin"*; në vitin 2003 u hartua libri *"Qeverisja islame në ajetet e në histori"*. Përveç librave, hartova disa fletëpalosje për çështje të ndryshme.

Në vitin 2004, ndjeva që një shtresë e gjerë njerëzish nuk kanë qasje të gjejnë librat e t'i lexojnë ato. Jemi në kohën e internetit dhe shumë njerëz mbështeten te ky mjet elektronik. Andaj, u mora me përpilimin e artikujve të shkurtër në tema të ndryshme. Këta artikuj, përveç se postohen në webfaqen tone, edhe u dërgohen shumë njerëzve nëpërmjet e-mailave, artikuj këto, deri më tani

janë në qindra. Për këtë, lavdërimi i takon vetëm Allahut.

***Një shenjë e madhe për mua***

Vetëm një muaj pasi pranova Xhematin Ahmedia më ndodhi një ngjarje kaq interesante, e cila për mua, nuk është e vogël sesa ndonjë mrekulli. Djali im Ihsani atëherë kishte qenë një vit e dy muaj. Një ditë, e nxora atë nga shtëpia në një livadh, ku, pranë një shkëmbi e ula dhe vetë duke u shëtitur zura të lexoja një libër. Gjatë leximit, shkoja gati një qind metra larg djalit dhe kthehesha përsëri te ai. Një herë kur e pashë nga larg, e gjeta në mes të një tufe grerëzash. Ato ishin grerëza të veçanta për të cilat, në vendin tim, është e famshme që nëse vetëm njëra nga ato pickon dikë, ka rrezik vdekjeje. Por, nëse pesë ose më shumë pickojnë dikë, atëherë vdekja është e sigurt për të. Këto grerëza ndërtojnë shtëpitë në tokë dhe nëse dikush u afrohet atyre, menjëherë i vërsulen. Por Ihsani kishte arritur te një huall të grerëzave dhe po e gërmonte atë dhe për këtë arsye, ai ishte i rrethuar nga dhjetëra grerëza. U shqetësova shumë kur e pashë djalin në këtë rrethanë. Me gjithë fuqi iu sula, e mora djalin nga grerëzat dhe zura të vrapoja në një drejtim me shpejtësi të madhe. Kur kalova një distancë të mjaftueshme dhe mendova që tashmë do të isha larg tyre, u ndala dhe e kontrollova djalin. Ndoshta asnjë njeri nuk mund të imagjinojë se në çfarë gjendjeje isha kur zbulova që Ihsanin nuk e kishte pickuar asnjë grerëz. Pastaj, e kontrollova edhe veten, edhe unë isha i siguruar. Nuk po më besohej se si kishte ndodhur gjithë kjo! Sepse vërtet ishte e pamundur që ne të ishim në mes të një tufe të atyre grerëzave dhe të dilnim pa pasojë. Kur u tregova njerëzve të ndryshëm, edhe ata u habitën. Nëse ata nuk dinin se unë nuk gënjej, ata kurrë nuk do të më besonin. Madje, nëse dikush tjetër do më rrëfente një ngjarje të tillë, edhe unë nuk do ta besoja atë. Sepse ishte e pamundur të ndodhte një gjë e tillë, ndërsa e kundërta e saj kishte ndodhur mjaftë herë. Për shembull, një shoku im një herë po shkonte diku me gomarin e tij. Papritmas gomari shkeli një huall të tyre. Grerëzat iu vërsulen. Shoku im e la gomarin aty dhe ia mbathi menjëherë. Gomari ngordhi, ndërsa shoku im shpëtoi, pasi nuk e kishte pickuar ndonjë grerëz. Kështu që, ngjarja që më ndodhi mua ishte një mrekulli me vete, e cila ndodhi një muaj pasi e pranova Hazret Mesihun e Premtuar a.s. dhe për mua kjo ishte një shenjë shumë e madhe, për të cilën sa do që të falënderoj Zotin e Madhërishëm, prapë do të jetë pak. Lavdërimi i takon vetëm Allahut.

Vetëm një muaj pasi pranova Xhematin Ahmedia më ndodhi një ngjarje kaq interesante, e cila për mua, nuk është e vogël sesa ndonjë mrekulli.

(Përmbledhur nga gazeta javore *"El-Fazl"*, numrat 34, 35 dhe 36,

që u botuan gjatë muajve gusht e shtator të vitit 2010, në artikullin *"Mesalehul Arab"*)

# TAKIMI
# ME XHEMATIN MUSLIMAN AHMEDIA

*Bujar Ramaj*

Në fillim nisa të falem të premteve dhe dalëngadalë fillova t'i falja edhe pesë kohët e caktuara. Nevoja për të falur pesë herë në ditë erdhi në mënyrë të natyrshme. Kështu, zgjohesha herët në mëngjes dhe pasi falja namazin e agimit lexoja me vëmendje Kuranin i cili më jepte një kënaqësi të veçantë dhe lehtësim shpirtëror. Nëpërmjet tij po shikoja botën në një këndvështrim krejt tjetër, por shumë të vërtetë. Ky libër më ndriçonte e më sistemonte gjithë diturinë dhe përvojën, që kisha grumbulluar në këto pesëdhjetë vjet të jetës sime dhe më lehtësonte të konceptuarit e jetës në një dritë mjaftë realiste dhe magjepse. Kisha lexuar me vëmendje e ndjenjë Homerin dhe Shekspirin, Gëten dhe Tolistojn, Naimin dhe Kadarenë dhe më kishin lehtësuar përkohësisht, por Kurani jo vetëm që më lehtësonte shpirtërisht, por më udhëzonte, më frymëzonte, ma bënte më të kuptueshëm këtë botë me kompleksitetin e saj shoqëror, shkencor, politik e filozofik. M'u bë një libër përtej kufijve të librit, thjesht një mrekulli. Shpesh, në hapat e para të leximit të tij, i thosha vetes mos jam i indoktrinuar nga një dogmë, por jo pasi librat dogmë mund t'i lexosh njëherë, maksimumi dy herë. Ndërsa Kurani, sa më shumë e lexoja, aq më shumë më bënte të meditoja, aq më shumë kuptoja, aq më shumë e ndjeja veten të lartësuar e të mirë pozicionuar në këtë jetë të ngatërruar gati si një mashtrim i ëmbël. Por, që ta lexosh e mbi të gjitha ta kuptosh këtë libër, duhet një ndërhyrje hyjnore, gjë të cilën e kuptojnë vetëm besimtarët, ndërsa mosbesimtarët e quajnë thjesht, dogmë, sugjestionim. Kuptimi i Kuranit nuk është vetëm problem i mosbesimtarëve, por dhe i atyre që besojnë ose dëshirojnë ta komentojnë atë, mu ashtu si kishte ndodhur edhe me librat e tjerë hyjnor e sidomos me Biblën, për të cilën u dhanë një pafundësi interpretimesh, pikëpamjesh, teorish, deri në krijimin e shkollave dhe grupimeve te ndryshme në qëndrimet dhe zbatimin tekstualisht si të Biblës ashtu dhe Kuranit, gjë që ka çuar në ndarjet në dhjetëra sekte dhe grupime si të; krishterë, çifut dhe

Kështu, zgjohesha herët në mëngjes dhe pasi falja namazin e agimit lexoja me vëmendje Kuranin i cili më jepte një kënaqësi të veçantë dhe lehtësim shpirtëror. Nëpërmjet tij po shikoja botën në një këndvështrim krejt tjetër, por shumë të vërtetë. Ky libër më ndriçonte e më sistemonte gjithë diturinë dhe përvojën, që kisha grumbulluar në këto pesëdhjetë vjet të jetës sime dhe më lehtësonte të konceptuarit e jetës në një dritë mjaftë realiste dhe magjepse.

grupimet e myslimanëve, ku secili grupim ose sekt pretendon monopolin e së vërtetës. Prej këtyre interpretimesh kanë lindur dhe përplasjet midis grupimeve që në disa raste kanë qenë lumenj gjaku, si katolik e ortodoks, protestant dhe katolik, synit dhe shiitët, pa përmendur këtu luftën e ftohtë e të egër midis sekteve sot dhe në këtë kohë moderne që jetojmë.

Por rruga për t'u bërë besimtar i vërtetë nuk ishte e lehtë, por më e vështira, që nga çasti kur fillon faljen, fillon një test i vështirë, është një rrugë me shumë pengesa, vështirësi, sprova, ulje, ngritje, dyshime dhe besim, si duket që nga ky moment, kur qenia njerëzore ka vendosur të jetë besimtar, një ndeshje e fortë ndodhë brenda nesh, midis së mirës dhe së keqes, midis së vërtetës dhe gënjeshtrës. Vetëm lidhja me Zotin e Madh dhe fati i caktuar prej Tij të shpëton nga ky test me shumë sakrifica. Lumë ai që e fiton këtë test, ai është i shpëtuari.

Shpesh, në hapat e para të leximit të tij, i thosha vetes mos jam i indoktrinuar nga një dogmë, por jo pasi librat dogmë mund t'i lexosh njëherë, maksimumi dy herë. Ndërsa Kurani, sa më shumë e lexoja, aq më shumë më bënte të meditoja, aq më shumë kuptoja, aq më shumë e ndjeja veten të lartësuar e të mirë pozicionuar në këtë jetë të ngatërruar gati si një mashtrim i ëmbël. Por, që ta lexosh e mbi të gjitha ta kuptosh këtë libër, duhet një ndërhyrje hyjnore

Përpjekja ime e parë në këtë pyll të madh me ndarje ishte të njihja këto grupe dhe të gjeja atë grupim që në mendjen time do të ishte sa më afër Librit të fundit që Zoti kishte dërguar në këtë botë. Nisa të frekuentoj të gjitha xhamitë e Tiranës dhe të dëgjoja imamët e këtyre xhamive. Kudo gjeja interpretime të ndryshme sipas shkollave që imamët kishin mbaruar; diku i jepej prioritet anës formale, diku historive të fryra, diku hadithеve, pa bërë një zbërthim të Kuranit dhe të ideve të tij shumë të thella. Nuk mund t'i akuzoja se këto i bënin me dashje, por kjo ishte shumë e lidhur me edukimin dhe kulturën e imamëve të xhamive, aftësinë e të kuptuarit dhe të interpretuarit, librave të detarëve që u referoheshin, shkollave fetare që kishin mbaruar. Kjo më bëri që të vazhdoja të kërkoja diçka që mua të më jepte atë ndjesi që Kurani më jepte duke e lexuar atë. Më e keqja ishte se në xhamitë merreshin dhe me thashetheme e përgojime të besimtarëve ose të imamëve të tjerë, deri dhe në sharje. Kishte dhe raste që donin të imponónin diçka si me dhunë pa pranuar argument, kjo bënte që të mos gjeje veten në një xhami ku liria dhe devotshmëria e qetësojnë dhe e lartësojnë besimtarin, por si një organizatë sekti ku më së shumë frikësoheshe se gëzoheshe. Pasi i kisha frekuentuar të gjitha xhamitë

e kryeqytetit Tiranë, pyeta një vëlla mysliman, që a ka xhami tjetër në Tiranë? Ai më tha se është edhe një xhami tjetër, por nuk ja vlen ta vizitosh, se ata janë jashtë islamit. Nuk më bëri përshtypje thënia e tij pasi isha mësuar më fyerjet që i bënin një xhami xhamisë tjetër dhe thashethemeve të shumta që thuheshin për hoxhallarët, por kjo thënia jashtë islamit nuk e kisha dëgjuar ndonjëherë. Kur unë e pyeta: "Pse, a adhurojnë dikë para Zotit?" "Më keq", vazhdoi musilmani, "janë qafira. Ajo është xhami e ndaluar". Heshta, por nga natyra ime që doja të zhbiroja gjithçka vetë, vendosa ta vizitoja edhe këtë xhami.

Që në pamjen e parë më bëri përshtypje xhamia e "ndaluar". Ajo ishte ndërtuar sipas gjithë konceptit tim për një faltore të kohës kur jetojmë; me një hapësirë shumë të gjerë prej disa mijëra metra katrorë, me lulishte moderne, me banje dhe dushe, me ujë të ngrohtë dhe të ftohtë, me sallë për leksione, bibliotekë, një vend pritje për mysafirë, një sallë për debate fetare, një vendparkim të madh për makina dhe biçikleta. Gjelbërimi, pastërtia hapësira me lulishte dhe shatërvan të jepte një shtytje për të bërë me shumë kënaqësi për një lutje të gjatë në të. Pse flasin keq për këtë xhami, po mendoja, ndërsa imami i xhamisë një burrë i moshuar nga Pakistani, mjaftë i edukuar e me një mirësjellje që shprehte dashuri, më fliste anglisht "mirëserdhe në këtë xhami". Hyra në xhami ku me germa të mëdha ishte shkruar shahadeti; *Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut dhe Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij,* ndërsa në një vend të dukshëm fjalët "Dashuri për të gjithë, urrejtje për askënd", një thënie kjo që nënkupton dhe qëllimin e veprimit të njeriut në këtë botë sipas Kuranit, ku në Parajsë do të pranohen ata që nuk kanë asnjë grimcë urrejtje në shpirt. Pasi mbaruam faljen e drekës fillova të interesohesha se ku ishte dallimi midis kësaj xhamie me xhamitë e tjera në Tiranë?"Asnjë dallim" tha imami. Kur unë i thashë se ata më thanë se ju jeni jashtë islamit, ai më buzëqeshi dhe më tha "se është

> Por ajo që unë pashë dhe kuptova më vonë ishte se ky xhemat në gjithë botën vepronte si një trup i vetëm: me një Kalif në krye, me një sistem perfekt organizimi dhe drejtimi, por mbi të gjitha me një sistem vetëfinancimi tepër efikas, që përballon me sukses jo vetëm financimin e mijëra e mijërave misionarëve të përhapjes së islamit në tërë botën, por dhe gjithë infrastrukturën institucionale për xhamitë, literaturën e deri në tri kanale televizive satelitore, dhe ky financim bëhej vetëm nga anëtarët e xhematit. Kështu, ky Xhemat ishte jashtë çdo ndikimi ekonomik e financiar nga të tjerët, gjë që është dhe shtylla më e fuqishme për mbarfuksionimin e një religjioni e një bashkësie të besimtarëve.

thjesht keqkuptim, preh e shpifjeve dhe gënjeshtrave. Ne dhe ata besojmë në një Zot, në profetizmin e Profetit të shenjtë Muhamedin s.a.v.s, besojmë së bashku se Islami është feja e fundit për shpëtimin e gjithë njerëzimit, se ky besim plotëson të gjitha nevojat shpirtërore deri në Ditën e Gjykimit, se Kurani është Libër i shenjtë, Fjalë e Zotit, i pa ndryshueshëm deri në përjetësi, si ne dhe ata besojnë se dritën e vërtetësisë së amshueshme, mund ta përfitojnë vetëm ata që sinqerisht dhe besnikërisht ndjekin urdhrat e Kuranit dhe shembullin e Profetit Muhammed s.a.v.s.. Megjithëkëtë pajtime të përgjithshme, ekziston një diferencë fondamentale që e ndan xhematin e kësaj xhamie si pjesë e tërë e Xhematit Ahmedian prej të gjitha sekteve të tjera të Islamit, ajo është diferenca që ka të bëjë me temën e Rilindjes së Islamit. Të gjitha diferencat e tjera burojnë nga kjo temë kryesore“ përfundoj imami. Unë e pyeta pse quheni Xhemati Ahmedia dhe ai më sqaroj se *xhemat* në arabisht do të thotë një bashkësi, që vepron si një i vetëm: me një lider në krye, me një sistem; organizim, instruktim, financim e drejtim të njëjtë, siç ka qenë dhe xhemati i parë i Profetit Muhameds.a.v.s. Por ajo që unë pashë dhe kuptova më vonë ishte se ky xhemat në gjithë botën vepronte si një trup i vetëm: me një Kalif në krye, me një sistem perfekt organizimi dhe drejtimi, por mbi të gjitha me një sistem vetëfinancimi tepër efikas, që përballon me sukses jo vetëm financimin e mijëra e mijërave misionarëve të përhapjes së islamit në tërë botën, por dhe gjithë infrastrukturën institucionale për xhamitë, literaturën e deri në tri kanale televizive satelitore, dhe ky financim bëhej vetëm nga anëtarët e xhematit. Kështu, ky Xhemat ishte jashtë çdo ndikimi ekonomik e financiar nga të tjerët, gjë që është dhe shtylla më e fuqishme për mbarfuksionimin e një religjioni e një bashkësie të besimtarëve. Më trishtonte fakti që shumë xhami në Shqipëri vareshin jo nga financimi i anëtarëve por nga donatorë të huaj që dhe diktonin pikëpamjen e tyre sipas ideve të tyre, dhe që anëtarët nuk arrinin të financonin të paktën rrogën e imamit të xhamisë.

Mora argumentet dhe shpjegimet me hollësi nga misionarët e këtij Xhemati dhe m'u desh kohë që t'i kuptoja ndryshimet midis myslimanëve ahmedianë dhe myslimanëve të tjerë, sidomos çështja ishte se si të kuptohej kjo Rilindje e Islamit, gjë që është e lidhur ngushtë me ardhjen e Mesihut të Premtuar - biri i Merjemes e Imam Mehdiut të Premtuar, debat i madh ky nga pikëvështrimi se si interpretohet nga grupimet e ndryshme ndarëse të myslimanëve, por edhe midis të krishterëve. Ndryshimi themelor është se Xhemati Ahmedia, paralajmërimet për ardhjen e Mesihut të Premtuar janë metaforike, simbolike ndërsa gjithë myslimanët e tjera besojnë se ky paralajmërim do të zbatohet tesktualisht si është thënë. Kështu myslimanët besojnë se Mesihu do të vijë nga qielli, me shpatë në dorë do të vrasë gjithë armiqtë e islamit, do të shkatërrojë gjithë kryqet e krishterimit, do të mbysë gjithë derrat, do të vrasë Dexh'xhalin, një qenie kolosale me një sy që shikon gjithçka në tokë e qiell

dhe më një sy të verbër, që udhëton me një gomarë, që ushqehet prej zjarrit e që koka do t'i dalë mbi retë, dhe pasi të vritet Dexh'xhali, myslimanët do të marrin frenat e qeverisjes së botës. Në këtë kohë do të vijë dhe Imam Mehdiu i cili do t'u sjellë bollëk dhe pasuri të pafundme myslimanëve.

Krejt ndryshe është pikëpamja e Xhematit Ahmedia. Mesihu do të dalë nga besimtarët, ndjekës të profetit Muhammed[s.a.v.s.] . ashtu si ka ndodhur me të gjithë profetët e tjerë, e për shkak të disa karakteristikave me Krishtin, atij i jepet titulli biri i Merjemes, (ashtu si një dramaturgu të madh i thonë Shekspir), ai nuk do t'i thyejë kryqet në veprim, por me argumente do të rrëzojë teorinë e *trinitetit* dhe të Krishtit Zot që shprehet në simbolin e kryqit. Ai nuk do të vrasë vërtet derrat, por do të luftojë kulturën e ndyrë të sjelljes si derra, në të ngrënë, në epshet, shthurjen seksuale, e të tjera. Dexhalli simbolizon fuqinë e një sistemi, kombi periudhe, superfuqie, simbolet e tij do të jenë kryqi dhe derri, që do të komandojë në tokë dhe hapësirë. Syri i tij i djathë do të jetë i verbër, që është syri shpirtëror, ndërsa i majti, që shikon kudo është syri materialist, lakmitar, që do ta çojë drejt progresit material. Ndërsa gomari i Dexh'xhalit është një simbol që sot simbolizon të gjitha mjetet e transportit, qofshin ato që lëvizin nëpër qiell, qofshin ato që lëvizin nëpër tokë, e që ushqehen nga zjarri (nafta, benzina). Edhe ardhja e Imam Mehdiut është simbolike, pasi pasuria, që Imam Mehdiu do të shpërndajë është pasuria e diturisë, pasuria shpirtërorë dhe jo ajo materiale.

Por, profetizmi i Muhammedit[s.a.v.s.] nuk është i paaftë sa të mos sjellë bekimet e tij. Madje, ndër të gjithë profetët, ai është më bekuesi. Ndjekja e këtij profeti shumë lehtë të çon deri te Zoti dhe bekimin e dashurisë së Zotit dhe atë të komunikimit me Të e fiton më shumë sesa fitonin njerëzit më parë...”

Kur takova miqtë e mi myslimanë dhe u shpjegova për këtë xhami e për këtë xhemat, ata po thuajse më shikuan me indiferencë dhe nuk donin të dëgjonin. Unë këmbëngula që të më dëgjojnë deri në fund, se ju e dini mirë që islami lejon tepër argumentin dhe ftova të diskutojmë. *Jo thanë ata, profeti Muhamed [s. a. v. s] është vula e profetëve dhe nuk ka profet tjetër pas tij, kushdo që do të pretendojë për një profet tjetër është qafir. Por sipas jush a do të jetë Isai [a.s] (Krishti) profeti i fundit në tokë pasi ai sipas jush do vijë nga qielli?* Miqtë e mi myslimanë nuk pranonin më asnjë argument. Përsërisnin gjithmonë të njëjtat fjalë *nuk ka profet tjetër pas Muhammedit [s. a. v. s.]* Unë ju citoj pak nga shkrimi i Mesihut të Premtuar, Hazret Miriza Ghulam Ahmedit, në librin e tij *“Testamenti”* për këtë problem:

> “Të gjitha dyert për të arritur tek Ai janë të mbyllura, përveç njërës që ka hapur Kurani Famëlartë. **Të gjithë profetët dhe të gjithë**

**librat e kaluar, tani s'ka nevojë që të ndiqen veçmas, sepse profetizmi i Muhammedit[s.a.v.s.] i përmbledh të gjithë ata dhe ka epërsi mbi ta. Pa atë, të gjitha rrugët janë të mbyllura. Të gjitha vërtetësitë që na çojnë drejt Zotit, i përfshin profetizmi i tij. Tani, nuk mund të vijë ndonjë e vërtetë tjetër pas tij, e as para tij nuk ekzistonte ndonjë e vërtetë që nuk e ka përmendur ai. Prandaj, profetizmi i Muhammedit[s.a.v.s.] është fundi i të gjithë profetizmave të tjerë,** dhe kështu duhej të ishte. Sepse, çdo fillim ka mbarim. Por, profetizmi i Muhammedit[s.a.v.s.] nuk është i paaftë sa të mos sjellë bekimet e tij. Madje, ndër të gjithë profetët, ai është më bekuesi. Ndjekja e këtij profeti shumë lehtë të çon deri te Zoti dhe bekimin e dashurisë së Zotit dhe atë të komunikimit me Të e fiton më shumë sesa fitonin njerëzit më parë. Por, ndjekësi i tij i përsosur nuk mund të quhet vetëm profet. Sepse kështu cenohet profetizmi i përsosur e i kompletuar i Muhammedit [s.a.v.s.]. Porse, ai ndjekës mund të quhet shërbëtor *(umetī-u)* dhe profet bashkë, sepse kështu nuk cenohet profetizmi i përsosur dhe i kompletuar i Muhammedit [s.a.v.s.], përkundrazi, ky bekim e shkëlqen profetizmin e tij edhe më shumë".

("Testamenti", f. 14-15, Prishtinë, 2011)

Por dhe kur unë solla dhe shumë argumente të tjera mbi imamin e kohës miqtë e mi ngelën prapë të verbër dhe të shurdhër. Përfundimisht, për mua nuk kishte rëndësi bindja e tyre. E rëndësishme ishte që unë isha i bindur se Imami Kohës dhe Mesihu i Premtuar, kishte ardhur dhe në kohën e ardhjes së tij të gjitha shenjat e paralajmëruara në qiell e në tokë u shfaqën dhe vazhdojnë të shfaqen. Ky Imam, deklaroi se ishte qiriri i ndezur në dritën e Profetit Muhammed[s.a.v.s.] që po fikej, se kjo dritë do të rindriçonte e do të rilindte islamin e vërtetë, se ky imam, po mbillte farën e re që do të përhapej në tërë botën duke u ushqyer nga burimi i pashtershëm i Kuranit Famëmadh. Prej kësaj fare është krijuar sot ky xhemat, që përbëhet nga pjesëtarë që mua më befasuan me përkushtimin dhe përuljen e tyre në adhurimin e Zotit, në devotshmërinë e tyre deri në sakrifikim për hir të islamit, në solidaritetin e ndihmës për të ndihmuar vëllezërit e tyre mysliman ahmedian, në dashurinë e tyre për çdo krijesë, duke u udhëhequr nga motoja "**Dashuri për të gjithë urrejtje për askënd**", një dashuri që shtrihet nga thellësitë e qiellit dhe deri tek krijesat mikroskopike, një dashuri që krijon ambient lirie, duke të çuar në pragun e Zotit, një xhemat të përkushtuar në përhapjen e mesazhit të islamit në çdo cep të botës, një xhemat, që vepron si një trup i vetëm, i udhëhequr nga një sistem kalifati, një xhemat ku Kurani dhe shembulli i Profetit zbatohet me shpirt, me fanatizëm dhe krijimtari. Ky ishte xhemati që unë kërkoja dhe atë e gjeta.

# Xhemati Musliman Ahmedia
## e vërteta gjithnjë triumfon

vijon nga fq. 63

**Pyetja e tretë** që ishte ngritur prej tij, ishte:

*A është i lidhur Xhemati Musliman Ahmedia i Holandës me Komunitetin Musliman Ahmedia ndërkombëtar dhe me Mirza Masroor Ahmedin?*

Ministri holandez u përgjigj se *Xhemati Musliman Ahmedia i Holandës është pjesë e Xhematit Musliman Ahmedia ndërkombëtar.*

Këto ishin përgjigjet e tij dhe kjo është drejtësia e këtyre vendeve. Pavarësisht se ministri ishte përballë një politikani, deputeti të parlamentit, kryetari të një partie politike, madje ata kishin një fe të përbashkët, por për pyetjet e tij, ia dha përgjigjet bazuar mbi drejtësinë. Duket se zotëri Wilders po bën hulumtime rreth Xhematit, me qëllim që të zbulojë ndonjë pikë të dobët të tij. Ai dhe kundërstarët e tjerë le të mundohen deri në fund. Ky është Xhemati i Zotit dhe gjithmonë shpreh vetëm fjalë të vërteta dhe të drejta. Prandaj, edhe ai s'mund të zbulojë gjë tjetër përveç së vërtetës.

Imami i kohës, na ka ngarkuar me detyrën e përhapjes së Islamit në çdo cep të botës dhe për t'u mbyllur gojën kundërshtarëve me anë të argumenteve. Çdo musliman ahmedian në varësi të mundësisë dhe kapacitetit të tij, është angazhuar në përmbushjen e kësaj detyre. Është ai që kudo që shikon sulmet ndaj Islamit, hidhet në mbrojtjen e tij dhe i kthen armikut përgjigjen e merituar.

### Përkthimi i Kuranit të Shenjtë dhe mesazh paqeje Papës Benedikti

Nëse të tjerët shkojnë për të takuar liderët apo politikanët, ata synojnë ndonjë ndihmë apo interesa të tyre materiale dhe kurrë nuk guxojnë t'ua përcjellin mesazhin e Islamit. Para disa ditësh kryetari *(amir)* i Xhematit Ahemdia të Kababirit pati mundësi për të vizituar Italinë si pjesë e një delegacioni. Para se të nisej, ai më njoftoi se ka një aktivitet fetar dhe meqenëse në delegacion përfshihen përfaqësuesit e feve të ndryshme dhe ka gjasa që mund të takohemi edhe me Papën, sepse po shkojmë pas ftesës së tij, prandaj nëse ju mendoni të arsyeshme, mund t'i përcjell Papës ndonjë mesazh nga ana juaj si dhe përkthimin e Kuranit Famëlartë. Unë i dërgova një mesazh nga ana ime, që t'i dorëzonte Papës. Ai përgatiti disa kopje të atij mesazhi dhe mesazhin i dha jo vetëm Papës por edhe figurave të rëndësishme



të kishës katolike. Ai ia dha Papës edhe përkthimin e Kuranit, fotoja e të cilit ishte botuar edhe në disa gazeta.

Do të përmend një pjesë nga raporti që më ka dërguar Sherif Odah sahibi, *amiri* i Kababirit. Ai më shkruan:

*Më 10 nëntor të vitit 2011, takova Papën (pra Benediktin XIV) në Vatikan bashkë me një delegacion të përbërë nga personalitetet fetare, ku bënte pjesë edhe Rabbi kryesor i Izraelit, gjithashtu disa prej figurave të shquara të fesë së krishterë, hebraike, dhe islame. Unë i dorëzova letrën e Hazret Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar dhe i thashë që në këtë letër ka një mesazh mjaft të rëndësishëm nga Kryetari i Xhematit Musliman Ahmedia ndërkombëtar. Papa vetë e pranoi letrën. Po ashtu, i dhashë edhe përkthimin e Kuranit të Shenjtë në gjuhën italiane. Disa kanale televizive izraelite ato Italiane, si dhe gazetat italiane, gazetat arabe dhe hebraike të Izraelit transmetuan dhe botuan fotografitë e mia me Papën. Pas takimit, ishte organizuar një konference për shtyp që u transmetua në një radio të Vatikanit. Gjatë fjalës sime, unë përmenda për letrën e Huzurit drejtuar Papës si dhe tregova për përmbajtjen e saj. U dhashë gazetarëve kopjet e kësaj letre gazetarëve, gjithashtu dhe kardinalëve që kujdesen për kishat në Lindjen e Mesme. U takova edhe me anëtarët e Komitetit për Dialogun Ndërfetar. Ata më morën edhe adresën time, për të më ftuar në konferencat e tyre. Konferenca e tyre e ardhme pritet të mbahet vitin e ardhshëm në Sarajevë.*

## Përmbledhja e letrës së Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar, të drejtuar Papës

Tani do të përmend shkurtimisht edhe përmbajtjen e letrës që i kisha shkruar Papës. Pas fjalëve përshëndetëse, citova ajetin e Kuranit Famëlartë:

Thuaj: "O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë që është e përbashkët midis

nesh dhe jush: se nuk do të adhurojmë askënd tjetër përveç Allahut, se nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë (në adhurim) dhe se nuk do ta mbajmë për zot njëri-tjetrin, në vend të Allahut!" [Ale-Imran 3:65]

Sot Islami është në qendër të vëmendjes dhe mësimet e tij shpeshherë akuzohen. Edhe pse kjo vjen si rrjedhojë e sjelljes së disa muslimanëve, por arsyeja për të cilën Islami është bërë shënjestër, është krejtësisht e gabuar. Pra, për shkak të veprave të këqija të disa muslimanëve, edhe njerëzit intelektualë nuk kursejnë ta akuzojnë Islamin dhe të Dërguarin e Allahut[s.a.v.s.] Si çdo fe tjetër që synon ta afrojë njeriun me Zotin, edhe Islami synon të njëjtën gjë, madje në mënyrë më të hollësishme. Pra, vetëm për shkak të sjelljes së keqe të disa muslimanëve, nuk duhet sulmuar feja Islame padrejtësisht. Islami na mëson të respektojmë të gjithë profetët, edhe ata që përmenden në Bibël, si dhe ata të përmendur në Kuran. Ne që jemi shërbëtorë të përulur të Muhamedit [s.a.v.s.], lëndohemi shpirtërisht kur bëhen sulme ndaj nderit dhe statusit të Profetit tonë[s.a.v.s.] Ne u përgjigjemi këtyre sulmeve por vetëm duke përhapur mësimet e tij kudo në botë, duke i paraqitur botës mësimet e Kuranit, të cilat përfshin vetëm dashuri, harmoni dhe vëllazëri. Mësimi themelor i Islamit është që të përpiqemi për të fituar dashurinë dhe pëlqimin e Zotit, dhe kjo është ajo thirrje që dëgjohet pesë herë nga xhamitë tona. Në këtë thirrje përmendet madhështia e Allahut dhe dëshmohet se Muhamedi[s.a.v.s.] është i Dërguari i Allahut.

***Vazhdon në faqën 59***

Sot paqja dhe harmonia në botë po prishet sepse disa elementë për qëllime të tyre të pista, në saj të lirisë së shprehjes dhe mendimit, luajnë me ndjenjat e të tjerëve, dhe kjo ndodh edhe në sferën e bindjeve fetare. Po zhvillohen luftëra të vogla në botë. Sot bota ka nevojë që t'i japim fund këtyre konflikteve, përndryshe ato mund të kthehen në një luftë botërore, pasojat e së cilës do të jenë të paimagjinueshme. Prandaj në vend që të përqendrohemi vetëm në zhvillimin material të botës, duhet të fokusojmë vëmendjen tonë për ta shpëtuar atë nga shkatërrimi, në të kundërt shkatërrimi i saj është i sigurt. Liderët fetarë duhet të bëjnë përpjekje për të shpëtuar botën nga konfliktet e ndërsjella dhe abuzimi me të drejtat e të tjerëve. Prandaj, ju që keni ndikim në botë, dhe keni numër të konsiderueshëm njerëzish që ju ndjekin, përqendroni përpjekjet tuaja në këtë drejtim. Sot, të gjitha fetë e mëdha botërore duhet të bashkëpunojnë me njëra-tjetrën për të vendosur paqe në botë, dhe po ashtu çdokush duhet të orvatet që njeriu të gjejë Krijuesin e tij.

Kjo është pra, përmbledhja e asaj letre që i kisha dërguar Papës. Zoti e mundësoftë që ta kuptojë këtë mesazh. Siç është përmendur në raportin e Sharif sahibit se në këtë aktivitet ishin të pranishëm edhe disa liderë muslimanë dhe personalitete të shquara të fesë Islame, por, ndër ta, nëse dikush gjeti mundësi që t'i përcillte Papës mesazhin e Islamit dhe të Kuranit, atëherë ai ishte vetëm shërbëtor modest i Imamit të kohës.

Njerëzit na akuzojnë se ahmedianët nuk janë muslimanë, madje thonë se *ma'azdhAllah* ne çnderojmë të Dërguarin e Allahut[s.a.v.s.] dhe Kuranin. Ndërkohë ne, duke u bashkuar me Mesihun e Premtuar alejhiselam po shikojmë triumfet dhe arritjet e Islamit, madje të tjerët që nuk vuajnë nga smira apo keqdashja, pranojnë faktin se Mesihu i Premtuar alejhiselam ka përmbushur detyrën e tij.

### Stërnipi i priftit Henri Martin Klark që ishte përballur me Mesihun e Premtuar alejhiselam, pranon fitoren e Mesihut të Premtuar

Gjatë jetës së Mesihut të Premtuar alejhiselam, një prift i krishterë me emrin Henri Martin Klark (Henry Martin Clark) kishte ngritur një padi të rreme kundër tij. Ai në fakt donte të hakmerrej për disfatën dhe poshtërimin që kishte pasuar pala krishtere gjatë një debati fetar. Detajet e këtij debati gjenden në një libër të Mesihut të Premtuar alejhiselam që është botuar me titullin *Lufta e Shenjtë*. Në këtë padi, prifti Klark kishte akuzuar që Mesihu i Premtuar alejhiselam *ma'azhallah* kishte kurdisur një komplot për vrasjen e tij. Detajet e kësaj çështjeje gjenden në librin e Mesihut të Premtuar alejhiselam me titullinm, *Kitabul Berrijjah.* Megjithatë në këtë çështje ligjore, gjykatësi Kapiteni Daglas (Captain Dougles) kishte shpallur pafajësinë e Mesihut të Premtuar alejhiselam. Hazuri e kishte cilësuar këtë gjykatës me Pilatin, pra edhe ky kërkon shpjegim. Shkurt, prifti Henri Martin Klark ishte turpëruar shumë në atë çështje. Madje gjykatësi i kishte dhënë Mesihut të Premtuar alejhiselam të drejtën për të ngritur padi kundër tij për shpifje. Tani,



*Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar,* [Allahu e ndihmoftë fuqimisht]
*me nipin e Dr. Henry Martin Clark-ut*

para disa ditësh, zotëri Asif sahibi që punon në MTA, më njoftoi se ata kanë kontaktuar me stërnipin e priftit Henri Martin Klark, i cili dëshiron të takojë Kalifin e Xhematit. Unë thashë: Me kënaqësi. Kështu, nipi i tij më takoi para disa ditësh. Ai më tregoi disa gjëra mjaft interesante që dua të ndaj me ju, sepse ato janë dëshmi për vërtetësinë e Mesihut të Premtuar alejhiselam se si Allahu i Madhërishëm edhe sot po e mbështet fuqimisht atë. Gjatë bisedës unë i përmenda librin "Lufta e Shenjtë". Ai më tha se sapo kishte mbaruar një studim rreth atij, por tani ka kuptuar se Henri Martin Klark është humbur në të kaluarën, kurse personi që ishte përballë ka dalë triumfues kudo në botë. Ai shtoi që vetë nuk dinte për stërgjyshin e tij deri para disa vjetësh. Por duke kërkuar dokumentet e prindërve të tij, mësoi që Henri Martin Klark është stërgjyshi i tij. Asif sahibi e shpjegoi se aty ku Mesihu i Premtuar alejhiselam ka përdorur disa fjalë qortuese për Henri Martin Klarkun, janë për shkak të këmbënguljes së tij, për shkak të rrethanave të atij debati, sepse gjatë gjithë debatit duket qartazi që Islami triumfoi, kurse Henri Martini Klarku vazhdonte të pretendonte se mbizotëroi feja e krishterë. Atëherë Mesihu i Premtuar alejhiselam i tha që të kërkonin vendim me anë të lutjes dhe Allahu i Madhërishëm të manifestojë një shenjë të qartë. Atëherë stërnipi i Martin Klarkut u shpreh papritmas:

*"God has certianly shown a sign even today".*

d.m.th. Zoti i Madhërishëm sigurisht ka treguar shenjë, madje edhe sot. I kam thënë Asif sahibit ta shkruajë këtë bisedë me të. Kështu Allahu i Madhërishëm sot po manifeston vërtetësinë e Mesihut të Premtuar alejhiselam edhe përmes pasardhësve të kundërshtarëve të Islamit që ishin përballur me Mesihun e Premtuar. Nëse dikush akoma nuk është në gjendje që të kuptojë, atëherë janë vetëm këta hoxhallarë që sillen sikurse janë përgjegjësit e fesë.

## Deklarata e Mesihut të Premtuar alejhiselam

Hazret Mesihu i Premtuar alejhiselam shkruan:

"Kundërshtimi im nuk është vetëm kundërshtimi im, por është edhe kundërshtimi i Allahut dhe të Dërguarit të Tij[s.a.v.s.] Sepse ai që më përgënjeshtron mua, së pari ai *ma'adhAllah* e përgënjeshtron Allahun e Lartësuar, për arsye se ai shikon se çrregullimet e brendshme dhe të jashtme janë shtuar pamasë, ndërsa sipas tij, Allahu i Madhërishëm, pavarësisht nga premtimi i Tij:

إِنَّا نَحْنُ نَزَّلْنَا الذِّكْرَ وَإِنَّا لَهُ لَحٰفِظُوْنَ

nuk ka marrë asnjë hap për udhëzimin dhe përmirësimin e tyre. Ai gjithashtu beson se Allahu ka premtuar në ajetin e *istikhlafit* se ashtu siç ishte ne umetin e Musait alejhiselam, edhe në këtë umet do të vendosë sistemin e Kalifatit. Por, sipas tij, *ma'adhAllah* Zoti nuk e përmbushi edhe këtë premtim. Tashmë ky umet nuk ka asnjë kalif, madje na duhet ta mohojmë edhe faktin që

Kurani e ka cilësuar të Dërguarin e Allahut s.a.v.s si shëmbëlltyra e Musait alejhiselam, *ma'adhAllah*. Sepse, për përsosmërinë e kësaj ngjashmërie ishte e domosdoshme që në këtë shekull XIV, të shfaqej një Mesih nga ky umet, ashtu siç erdhi Mesihu në umetin e Musait alejhiselam në shekullin XIV. Po kështu duhet mohuar edhe ky ajet kuranor që përmes fjalëve

وَّ اٰخَرِيْنَ مِنْهُمْ لَمَّا يَلْحَقُوْا بِهِمْ

lajmëron për ardhjen e një personi në shërbim e në lavdërim të Muhamedit[s.a.v.s.] Po kështu janë shumë ajete të tjera të Kuranit, mohimi i të cilave do të jetë i pashmangshëm. Madje unë deklaroj se duhet mohuar i gjithë Kurani duke filluar nga *El-Fatihaja* deri në *uen-nas*. Pra, mendoni sërish, a është e lehtë të më mohoni mua, sepse unë nuk them nga vetja. Betohem në Zotin e Lartësuar se e vërteta është që ai që me braktis dhe më përgënjeshtron, nëse jo gojarisht, praktikisht ai e ka mohuar gjithë Kuranin dhe është ndarë nga Zoti. Për këtë gjendet lajmërimi edhe në shpalljen e Zotit që më dha mua:

اَنْتَ مِنِّیْ وَ اَنَا مِنْكَ

Sigurisht, duke më mohuar mua, vërtetohet mohimi ndaj Zotit, dhe duke më pranuar mua vërtetohet bindja ndaj Zotit dhe krijohet një besim i palëkundur në qenien e Tij. Pastaj, mohimi im nuk është mohimi im por është mohimi i të Dërguarit të Allahut[s.a.v.s.] Tani, para se të guxojë dikush për të më mohuar mua, le të mendojë mirë në zemrën e tij dhe asaj t'i kërkojë vendim se kë po mohon ai".

Mesihu i Premtuar alejhiselam, në një libër tjetër, shkruan:

"Mbani mend! Në këtë luftë, ju po goditni vetëm gjymtyrët tuaja. Mos futni vetë duart në zjarr! Sepse ka mundësi që të ndodhë që zjarri të marrë flakërohet dhe t'jua shkrumbojë duart. Kuptojeni mirë se po të ishte ky një plan i njeriut, shumëkush mund të arrinte për ta asgjësuar atë dhe xhemati im as deri këtu nuk mund të vinte. A keni parë ndonjë gënjeshtar, i cili, duke sajuar deklarata të tilla rreth Zotit që Ai bashkëbisedon me të, dhe pastaj të ketë fituar afat shpëtimi kaq gjatë. Vaj për ju që nuk mendoni hiç dhe nuk kujtoni fare ato ajetet e Kuranit, në të cilat Allahu i Madhërishëm i drejtohet vetë Hazret Profetin Muhammed[s.a.v.s.] dhe thotë nëse ti do të kishe trilluar qoftë sa një grimcë rrethe Meje, atëherë Unë me siguri do ta kisha prerë damarin e qafës. Pra a ka dikush tjetër më i madh dhe më i dashur ndaj Zotit se i Dërguari i Allahut s.a.v.s, i cili, edhe pse ka trilluar shpifje kaq të mëdha në emër të Zotit e të mund të shpëtonte deri kaq gjatë, aq më tepër edhe të bekohej pafundësisht me mirësitë dhe favoret e Zotit.

Andaj o vëllezër! Hiqni dorë nga vetëmashtrimi! Mos këmbëngulni duke shkelur kufirin në çështjet që i takojnë posaçërisht dijes së Zotit. Hidhni hapat tuaj në rrugën e *takuas* duke thyer vazhdimësinë e zakonit dhe duke u bërë një njeri i ri, me qëllim që të mëshiroheni dhe Zoti t'ju falë gjynahet. Prandaj, kini frikë dhe mënjanohuni. A nuk ka asnjëri të drejtë në mesin tuaj!

Nëse ju nuk hiqni dorë, atëherë së shpejti Allahu do të vijë me ndihmën

e Tij të veçantë, dhe do të ndihmojë robin e Tij dhe kundërshtarët e tij do të dërrmohen dhe asnjë dëm nuk mund t'i sjellin Atij".

[A'ina-e-Kamalat-e-Islam, Ruhani Khaza'in, vol. 5, pp. 52-55, Essence of Islam, Vo. IV, pp. 154 - 155]

Allahu bëftë që kundërshtarët e Mesihut të Premtuar alejhiselam të arsyetojnë sjelljen e tyre dhe u dhëntë mend që ta kuptojnë këtë mesazh. Allahu i ruajttë të gjithë ahmedianët kudo qofshin ata nga çdo lloj sherri dhe na mundësoftë sa më shumë të përulemi vetëm para Tij dhe t'i lutemi Atij.

Përktheu në shqip:
Shahid Ahmad Butt

# INDEX IN ENGLISH

# PORTALI

# I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA

# NË SHQIP

www.alislam.al

Xhemati Musliman Ahmedia
i Shqipërisë

Change Country

Muslimanët që besojnë në Mesihun e Premtuar
Hazret Mirza Ghulam Ahmed nga Kadijani alejhiselam.

Kreu Lajmet Islami Ahmediati Ngjarjet Bibliotekë Mediateka Kontakto

Dashuri për të gjithë
Urrejtje për askënd

"Nuk ka dhunë në çështjen e fesë."

(Kurani Famëlartë 2 : 257)

Të rejat më të fundit në faqen tonë

03.02.2012 Mediateka: Fjalimi i xhumas 03.02.2012 - Allahu është me të devotshmit që bëjnë vepra të mira »
27.01.2012 Mediateka: Fjalimi i xhumas 27.02.2012 - Homazh për Ravil Bukharaev »
20.01.2012 Mediateka: Fjalimi i xhumas 20.01.2012 - Udhëzime të hollësishme për rrugën e ndritshme të takuasë »
20.01.2012 Biblioteka: Botimet e fundit të Xhematit Musliman Ahmedia në shqip »
20.01.2012 Artikull: Si e shohin mendimtarë dhe liderë të botës Xhematin Musliman Ahmedia? »
13.01.2012 Mediateka: Fjalimi i xhumas 13.01.2012 - Kërkojini falje Zotit, pendohuni dhe gjeni mbrojtjen e Tij »

Fjalimi i Xhumas

- Fjalimi i Xhumas 24.02.2012
- Fjalimi i Xhumas 03.02.2012
- Fjalimi i Xhumas 27.01.2012
- Fjalimi i Xhumas 20.01.2012
- Fjalimi i Xhumas 13.01.2012

Mediateka

di-dhe-terrorizmi/ska-dhune-ne-ceshtjen-e-fese/

